# A e keni zbuluar **BUKURINË** e tij të vërtetë?

**Dr. Naxhi Ibrahim el Arfexhi**

**Përktheu: Dr. Sedat Islami**

**Redaktor fetar: Almedin Ejupi**

**Redaktor gjuhësor: Jeton Koqinaj**

# هل اكتشفت جماله الحقيقي

(باللغة الألبانية)

ناجي بن إبراهيم العرفج

ترجمة: سدات إسلامي

مراجعة: ألمدين أيوبي

المكتب التعاوني للدعوة وتوعية الجاليات بالربوة
هاتف: ٠٠٩٦٦١١٤٤٥٤٩٠٠+ فاكس: ١٢٦٠ ٩٦٦١١٤٩٧+ ص ب: ٢٩٤٦٥ الرياض: ١١٤٥٧
ISLAMIC PROPAGATION OFFICE IN RABWAH
P.O.BOX 29465 RIYADH 11457 TEL: +966 11 4454900 FAX: +966 11 4970126
OFFICERABWAH

**PËRMBAJTJA**

# Pjesa I:
# MAJA E AJSBERGUT

## PËRKUFIZIME THELBËSORE

Ky libër ofron aspekte të ndriçuara dhe shembuj të përzgjedhur të bukurisë, gjithëpërfshirjes, madhështisë dhe shkëlqimit të tij.[1]

Mënyra sesi i ofron këta shembuj, aspekte e imazhe të mrekullueshme, libri i ngjan majës së Ajsbergut, e cila, megjithëse lundron mbi ujë, një pjesë bukur të madhe të saj e fsheh nën sipërfaqen e vet, për të mos na mundësuar ta shohim me sy e për të mos ia njohur përmasat, peshën, sipërfaqen dhe madhësinë e tij të plotë.

Le të zbulojmë bashkërisht disa tipare të mrekullueshme dhe anë tërheqëse të bukurisë së tij!

Ai, në mënyrën më të qartë, më të thjeshtë dhe më të hapur të mundshme:

- Na nxit që të fisnikërohemi me qëllime të mira, që të mbajmë qëndrime burrërore dhe

[1]Autori ka dashur që të provokojë kureshtjen e lexuesit për të zbuluar se çfarë është kjo gjë, bukurinë dhe madhështinë e së cilës e përshkruan në shkallën sipërore. Përkthyesi.

pozitive, si dhe që të kemi bindje e përshtypje të mira për të tjerët.

- Na thërret të jemi tolerantë me të tjerët dhe t'ua duam të mirën ashtu siç e duam për veten tonë.
- Na motivon që karshi njerëzve të shfaqemi sinqerisht të buzëqeshur e fytyrëçelur.
- Na udhëzon që në raportet tona me të tjerët të jemi të mirësjellshëm, të butë, modestë dhe respektues.
- Na urdhëron që në raport me njerëzit të stolisemi me moral të lartë e me sjellje të shkëlqyer.
- Na mëson që botën përreth, duke filluar nga njerëzit, kafshët, shpezët, e deri te bota bimore (ambienti), ta trajtojmë me mëshirë, dhembshuri e kujdes.
- Na drejton për respekt ndaj prindërve, për përkujdesje ndaj të moshuarve, për mirësjellje ndaj familjes, gruas dhe fëmijëve.
- Na inkurajon për të ushqyer të varfrit, skamnorët, nevojtarët, si dhe për të mbështetur njerëzit me nevoja të veçanta.
- Na nxit për të shpenzuar, për të dhënë lëmoshë, për të bashkëpunuar dhe për t'u angazhuar vullnetarisht në punë dhe në nisma bamirësie, njëherazi na nxit për të qenë pionierë në shërbim të shoqërisë dhe njerëzve në çdo vend.
- Na mëson se njeriu më i mirë është më i dobishmi për njerëzit, i nderuar është më i

devotshmi dhe i vlerësuar është ai që ka zemër të pastër, që është i sinqertë, besnik, fisnik dhe modest.

- Na nxit për përsiatje, meditim e angazhim logjik për të nxjerrë vendime e norma prej argumenteve të sakta dhe të pranuara.

**A e ke idenë se kush është ai?**

Para se të ta zbuloj sekretin e kësaj bukurie dhe madhështie, më lejo të të shpjegoj se ai po ashtu:

- Konfirmon se njerëzit janë të barabartë, pavarësisht ngjyrës, racës apo gjinisë.
- Na urdhëron për ta ruajtur sigurinë dhe për ta përhapur paqen në Tokë, në njërën anë, dhe, në anën tjetër, na tërheq vërejtjen kundrejt shkeljes së të drejtave, kundrejt vrasjes së të pafajshmëve, si dhe kundrejt vjedhjes e përvetësimit të paligjshëm të pasurive të tyre.
- Na këshillon që në raport me të tjerët ta shmangim urrejtjen, smirën, mashtrimin, mendjemadhësinë, zilinë, përgojimin, gënjeshtrën, manipulimin, tradhtinë dhe paragjykimet.
- Na informon shumë qartë përse jemi këtu, kush na ka krijuar e kush na ka sjellë, ç'fat kemi dhe cili do të jetë fundi ynë.

- Na udhëzon për të jetuar në paqe dhe për të krijuar marrëdhënie të mira me Krijuesin, me veten dhe me të tjerët.
- Ai u përgjigjet pyetjeve tona të rëndësishme dhe vendimtare.
- Me pak fjalë, ai na udhëzon për të vërtetën absolute, moralin e përsosur, vlerat e larta, lumturinë e vërtetë, qetësinë shpirtërore, shpëtimin dhe jetën e përjetshme.

**Tashmë a e zbulove kush është ai?**

Ai është **ISLAMI**.

Në fakt, disa jomuslimanë mund të kenë mungesë informacionesh për Islamin ose të kenë botëkuptime të gabuara, ndërkohë, ka të tjerë, gjithnjë nga radhët e tyre, që për Islamin dinë vetëm atë që ua kanë plasuar mjetet e informimit kur kanë mbuluar temat për "terroristët" muslimanë, në trajtimin e të cilave kanë shfaqur njëanshmëri dhe kanë punuar me standarde të dyfishta. Megjithëqë shumica e atyre që kanë ndjekur rrugën e errët të ekstremizmit, terrorit, vrasjeve, plaçkitjes së pasurive, shkatërrimit të pronave dhe përvetësimit të tyre të dhunshëm, këtë e kanë bërë për motive personale e qëllime të dyshimta politike, shpirtërore, kulturore a ideologjike, duke injoruar ose duke mos përfillur faktin se ata që përqafojnë

ide dhe bindje të këtilla, si dhe ndërmarrin e mbështesin veprime terroriste kundër shteteve, shoqërive dhe individëve të pafajshëm, janë me nënshtetësi e përkatësi të ndryshme fetare.

Në anën tjetër, ka të atillë që, bazuar në atë që shohin, përcjellin, dëgjojnë, lexojnë në libra, gazeta, studime, tregime, novela, kanale televizive, portale, rrjete sociale, informacione, të gjitha këto të pakonfirmuara, të njëanshme dhe me prapavijë të keqe për Islamin e muslimanët, kanë krijuar paragjykime për këta të fundit.

Së këndejmi, me qëllim të zbardhjes së të vërtetës përkitazi me Islamin, të njohjes me disa aspekte dhe shembuj të ndritur për mirësitë, vlerat, bukurinë, thjeshtësinë, lehtësinë dhe tolerancën e tij, të ftoj ta lexosh këtë libër me sinqeritet, objektivizëm dhe mendje të hapur.

Ndër aspektet ndriçuese dhe shembujt rrezatues për Islamin, respektivisht përsosurinë dhe bukurinë e tij, do të veçonim:

- Qartësia dhe çiltërsia në konceptin lidhur me Zotin e vetëm dhe të vërtetë, përveç të Cilit askush nuk adhurohet me të drejtë.
- Qartësia dhe kthjelltësia rreth konceptit të Krijuesit.

- Qartësia dhe kthjelltësia rreth çdo gjëje të krijuar.
- Qartësia dhe kthjelltësia rreth krijimit të njeriut.
- Qartësia dhe kthjelltësia rreth qasjes ndaj aspekteve të drejta dhe të qëlluara shpirtërore.
- Qartësia dhe kuptueshmëria rreth botëkuptimit të adhurimit të vetëm një Zoti.
- Qartësia rreth qëllimit dhe urtësisë së jetës.
- Qartësia përkitazi me natyrën e njeriut dhe raportet e tij me Allahun, vetveten, familjen, shoqërinë, të tjerët dhe punët e tij që kanë të bëjnë me botën (materialen) dhe fenë (shpirtëroren).
- Qartësia rreth Ditës së Fundit.
- Qartësia rreth vendbanimit përfundimtar (Xhenetit apo Xhehenemit).
- Qartësia rreth rrugës që çon në lumturinë e vërtetë dhe që realizon kënaqësinë dhe gëzimin absolut në Xhenet.

Para se të fillojmë udhëtimin tonë për të zbuluar peizazhe të madhështisë së Islamit, më lejoni që të përmend këto përkufizime thelbësore dhe substanciale të Islamit:

**ALLAH**, në gjuhën arabe, është emri i Zotit të Vetëm dhe Krijues, pos të Cilit (me të drejtë) nuk adhurohet askush. Islami konfirmon se Allahu është Zoti i Vetëm dhe i vërtetë i njerëzimit. Emrin *Allah* e

përdorin edhe çifutët e arabët e krishterë. (Shprehja *subhanehu ue teala* - i Patëmeta dhe i Lartësuar, aludon në madhërimin, kujtimin dhe lëvdimin e Allahut).

**MUHAMEDI** ﷺ është Profeti i fundit, të cilin Zoti i Vetëm dhe i vërtetë e çoi te tërë njerëzimi. (Shprehja ﷺ *sal-lallahu alejhi ue sel-lem* pas përmendjes së emrit të Muhamedit, bëhet me urdhër të Allahut dhe të të Dërguarit të Tij, e që e ka kuptimin e lëvdimit dhe lutjes për të, njëherazi është formë dhe mënyrë e shprehjes së dashurisë e respektit ndaj tij).

**ISLAMI** nënkupton nënshtrimin, respektimin dhe dorëzimin para Allahut, Zotit të Vetëm dhe të vërtetë.

**MUSLIMAN** është ai që ka besuar dhe i është dorëzuar Allahut, duke e adhuruar, duke e njëzuar (duke qenë monoteist) dhe duke përfillur urdhrat e Tij.

**KURANI** është të folurit e Allahut që i është shpallur profetit Muhamed ﷺ, njëherazi është libri i fundit që Allahu i Madhëruar ia ka shpallur njerëzimit.

## Pjesa II:

# PËRGJIGJE NDAJ PYETJEVE QË E PREOKUPOJNË NJERËZIMIN

Islami u përgjigjet pyetjeve më të rëndësishme dhe më të thella që preokupojnë njerëzit. Ndër këto pyetje të sikletshme janë edhe vijueset:

- Cila është e vërteta?
- Kush dhe përse na krijoi?
- Cili është Zoti i vërtetë?
- Cili është lajmëtari përmbyllës i Allahut?
- Kë e adhurojmë?
- Cilët jemi ne?
- Përse jemi këtu?
- Ç'ka pas vdekjes?
- Çfarë është jeta e botës tjetër?
- Cili do të jetë fundi ynë, Xheneti apo Xhehenemi?
- Si ta përjetojmë qetësinë e vërtetë, si të korrim suksese dhe si ta përjetojmë lumturinë e vërtetë?
- Si të ngadhënjejmë në jetën e përhershme?

## CILA ËSHTË E VËRTETA?

Sipas Islamit, Allahu i Vetëm dhe i vërtetë është Ai që ka krijuar të gjitha krijesat. Ai ka krijuar të gjithë njerëzit dhe kafshët, Tokën dhe malet, lumenjtë, detet dhe oqeanet, kodrat dhe malet, Diellin dhe Hënën, orbitën dhe gjithësinë, ditën dhe natën. Të gjitha këto krijesa, që i njohim e që nuk i njohim, që i kemi zbuluar e që nuk i kemi zbuluar, të gjitha janë vetëm disa aspekte dhe shembuj të krijimtarisë madhështore të Allahut, krijimtari kjo që nuk mund të llogaritet e as të numërohet.

Allahu është Ai që e ka krijuar jetën dhe gjithësinë, përfshirë (elemente si) kohën, hapësirën, fuqinë (energjinë) dhe lëndën (materien). Po ashtu, Allahu është Ai që furnizon këtë gjithësi dhe këto krijesa me çdo gjë që u duhet, që njëherazi është Mbizotëruesi i tyre, duke mbikëqyrur dhe duke menaxhuar çdo gjë që ndodh në këtë gjithësi.

Disa, që kinse u thirrkan në shkencë, jetën dhe ekzistencën e tyre "të rastësishme" ia atribuojnë natyrës. Por, në të vërtetë, për çfarë flasin ata? Për natyrën?!

Atëherë, ç'është natyra? Cila është e vërteta lidhur me të?

Me gjasë, pajtoheni me mua kur them se natyra përfshin Diellin, Hënën, yjet, planetët, orbitën e

galaktikën, Tokën, malet, kodrat, luginat, detet e oqeanet, lumenjtë e përroskat, rërën e gurët, këto dhe gjëra të tjera. Nëse po, atëherë më thoni nëse këto gjëra janë krijuar vetvetiu?! Apo mos i paskësh krijuar njeriu?! Kurani pyet:

﴿أَمْ خُلِقُوا مِنْ غَيْرِ شَيْءٍ أَمْ هُمُ الْخَالِقُونَ﴿٣٥﴾ أَمْ خَلَقُوا السَّمَاوَاتِ وَالْأَرْضَ بَلْ لَا يُوقِنُونَ﴿٣٦﴾﴾

**"A mos vallë, ata janë krijuar nga hiçi apo mos janë ata krijues të vetvetes?! A mos vallë ata kanë krijuar qiejt dhe Tokën?! Nuk është kështu, por ata nuk janë aspak të bindur."** (Et Tur, 35-36)

Përgjigjen e këtyre pyetjeve, me një metodë të qartë dhe të prerë, na e jep vetë Kurani fisnik:

﴿يَا أَيُّهَا النَّاسُ اعْبُدُوا رَبَّكُمُ الَّذِي خَلَقَكُمْ وَالَّذِينَ مِنْ قَبْلِكُمْ لَعَلَّكُمْ تَتَّقُونَ﴿٢١﴾﴾

**"O njerëz! Adhuroni Zotin Tuaj, i Cili ju ka krijuar ju dhe ata që ishin para jush, që të mund të ruheni (nga të këqijat)."** (El Bekare, 21)

﴿خَلَقَ السَّمَاوَاتِ وَالْأَرْضَ بِالْحَقِّ﴾

**"Ai i ka krijuar qiejt dhe Tokën për të shpallur të Vërtetën..."** (Ez Zumer, 5)

﴿وَهُوَ الَّذِي خَلَقَ اللَّيْلَ وَالنَّهَارَ وَالشَّمْسَ وَالْقَمَرَ﴾

**“Allahu është Ai, i Cili krijoi natën dhe ditën, Diellin dhe Hënën...”** (El Enbija, 33)

Në anën tjetër, Kurani debaton me ata që e besojnë natyrën me pretekstin se nuk e besojnë Zotin ngase “thjesht” nuk e pakan, nuk e prekkan apo nuk e vërtetuakan në mënyrë eksperimentale.

Para ca vjetësh, një fqinj imi në Oregon, ShBA, më erdhi për vizitë në shtëpi. Biseduam për shumë gjëra, në mesin e të cilave edhe për konceptin dhe ekzistencën e Zotit. Duke e mohuar Zotin dhe i irrituar e nervoz, fqinji im e goditi me dorë tavolinën ku e kishte dhe tha:

-Unë besoj në këtë tavolinë sepse kam mundësi ta prek, ta ndiej...

Në bisedë e sipër, me një metodë racionale e logjike, bëra me shenjë nga poçi elektrik dhe e pyeta fqinjin:

-A beson në energjinë ose në fuqinë e përçuesit elektrik?

-Natyrisht, - m’u përgjigj.

-Mirë. Po a mund ta shohësh fuqinë ose energjinë që e gjeneron dritën?, - e pyeta.

-Jo, assesi, - m’u përgjigj.

Pastaj ia bëra këto pyetje:

- A ke mundësi ta shohësh me sy ajrin që ne e thithim?
- Po ndjenja, ke? Ç'ngjyra kanë?
- Cilat janë ngjyrat, format dhe madhësitë e shqisave të tua?
- Ç'është gjumi, ç'ngjyrë ka dhe sa peshuaka?

Sa e sa gjëra të shumta ka që i besojmë, edhe pse nuk i shohim!

Në një rast në një hotel në Oslo, Norvegji, takova një djalë të ri, që quhej Kris. Ishte bashkë me të shoqen. Në një muhabet miqësor që bëmë, e pyeta Krisin:

-Cili është qëllimi yt final nga jeta?

-Për herë të parë më bëhet një pyetje e tillë, - tha disi i habitur, për të shtuar më pas: -Besoj se nuk kam ndonjë qëllim në jetën time, - për të përfunduar me fjalët: -Unë nuk besoj në asnjë Zot!

-E përse?, - e pyeta.

-Sepse nuk e kam parë, - m'u përgjigj.

Duke u lidhur me kundërshtimin e tij, e pyeta me buzëqeshje:

-Po gruan tënde, e do? A mund ta demonstrosh në mënyrë shqisore këtë dashuri? Cila është ngjyra e dashurisë sate? Sa peshon ajo?, - vijova unë.

Cila qe përgjigjja e Krisit dhe e gruas së tij? Përpiquni ta imagjinoni!

Pra, pamundësia jonë për ta parë e për ta matur këtë dashuri në formë të prekshme, nuk na shtyn ta mohojmë esencën dhe ekzistimin e kësaj dashurie. Me të njëjtën logjikë e analogji, nëse në këtë botë nuk mund ta shohim Allahun për shkak të kapaciteteve të kufizuara të shqisave tona, kjo nuk do të duhej të na shtynte ta mohojmë ekzistencën e Tij. Ekzistenca e Allahut është e qartë. Atë më së miri e dëshmojnë krijesat e Tij. Nëse një gjë e prodhuar dëshmon për prodhuesin e saj, atëherë kjo gjithësi, me këtë shifër të panumërt të krijesave, dëshmon për Krijuesin e saj. Krijimi dhe krijesat dëshmojnë në mënyrë racionale, logjike, fetare dhe shkencore se Allahu është Ai që i ka shpikur dhe i ka krijuar ato prej asgjësë. Me dhjetëra mijëra profetë dhe miliarda pasues të tyre përgjatë gjithë historisë e konfirmuan dhe e besuan ekzistencën e Allahut. Andaj, do të ishte e palogjikshme të injorohen dëshmitë e një numri kaq të madh të njerëzve për shkak të disa teorive, siç është ajo e Darvinit ose teori të tjera, që, në fakt, edhe vetë shkenca, me kalimin e kohës, i ka zhvleftësuar dhe i ka klasifikuar si të pavërteta.

Gjithçka që mund të bëjnë këto teori është se përshkruajnë gjithësinë duke mos na dhënë

përgjigjen e **përse**-së apo të asaj se kush e ka krijuar dhe shpikur këtë gjithësi në formën që është. Në fakt, ekzistojnë shumë studime dhe hulumtime shkencore që thonë se mundësia e krijimit të rastësishëm të gjithësisë është skajshmërisht minimale. Por, megjithëkëtë, 'rastësia' ngel ende si një prej shpjegimeve apo arsyetimeve që ateistët japin për shpjegimin e çështjes së krijimit të gjithësisë. Sipas asaj që besojnë e pretendojnë, gjithësia qenka krijuar dhe e paska marrë këtë formë krejtësisht në mënyrë të rastësishme.

Në hijen e asaj që shpjeguam, ejani të ndalemi për pak çaste dhe të mendojmë e të meditojmë sinqerisht se cila është më afër logjikës dhe arsyes: besimi në idenë e verbër të rastësisë, e cila kinse menaxhuaka këtë gjithësi dhe tërë atë që ekziston në të, apo besimi se kjo gjithësi ekziston dhe vepron në këtë formë që është tani për shkak se ka Krijues të Gjithëdijshëm dhe të Plotfuqishëm, i Cili e ka krijuar prej asgjësë dhe këtë për një urtësi madhështore dhe shumë fisnike.

**PYETJE PËR MEDITIM**

1) Kjo botë është krijuar prej një Krijuesi të Gjithëdijshëm e të Plotfuqishëm apo është krijuar kuturu prej rastësisë?

2) Shkenca, në përgjithësi, veçanërisht teoria e evolucionit, a e mohojnë ekzistencën e Zotit apo bien ndesh me idenë e ekzistimit të Zotit?

3) A mund t'i përgjigjet shkenca **përse**-së?

4) Shkenca empirike a është metoda e vetme e zbulimit të botës dhe gjërave që na rrethojnë?

5) Shkenca empirike a mund të japë shpjegime për çështjet që kanë të bëjnë me shpirtin, qenien, emocionet, ndjenjat, të fshehtën, të padukshmen e atë që e quajnë metafizikë?

E vërteta e pamohueshme në fenë islame shpjegon se ekziston një Zot i Vetëm, i Cili është Krijues, i Gjithëdijshëm, Fuqiplotë, Furnizues dhe Drejtues i kësaj gjithësie. Për këtë shkak ne jemi të thirrur të besojmë në këtë Zot të vërtetë dhe se Ai është i Vetëm duke mos pasur ortak e as të ngjashëm me Të. Allahu i Madhëruar na ka krijuar që ta njohim dhe vetëm Atë ta adhurojmë, ndërkohë na ka treguar se ata që e adhurojnë sinqerisht dhe në përputhje me atë që na ka mësuar, që përfillin urdhëresat dhe përmbahen nga ndalesat, në botën e përtejme, do të hyjnë në Parajsë. Ndërkaq, ata që e kanë mohuar apo e kanë kundërshtuar dhe kanë

pasuar epshet e tekat e tyre në vend të urdhrave të Tij, fund do ta kenë...

(Si thua ti, cili do të jetë fundi i tyre?)

## CILA ËSHTË E VËRTETA?

E vërteta është se Ai që na ka krijuar ne dhe ka krijuar tërë këtë gjithësi është Allahu, Zoti i Vetëm, andaj ta besojmë dhe ta adhurojmë vetëm Atë!

Për ta arritur lumturinë dhe qetësinë e vërtetë shpirtërore, duhet ta besojmë Allahun, t'i nënshtrohemi plotësisht duke shprehur besimin e pastër monoteist dhe adhurimin e sinqertë për Të.

## CILI ËSHTË ZOTI I VËRTETË?

Kësaj pyetjeje të rëndësishme i përgjigjet shumë qartë Islami duke na dhënë shpjegime të hollësishme rreth Zotit të Vetëm dhe të vërtetë, emrave të Tij të bukur dhe cilësive të Tij të larta. Allahu i Madhëruar në Kuran thotë:

﴿قُلْ هُوَ اللَّهُ أَحَدٌ ۝١ اللَّهُ الصَّمَدُ ۝٢ لَمْ يَلِدْ وَلَمْ يُولَدْ ۝٣ وَلَمْ يَكُنْ لَهُ كُفُوًا أَحَدٌ ۝٤﴾

**"Thuaj: "Ai është Allahu, Një dhe i Vetëm! Allahu është Absoluti, të Cilit i përgjërohet gjithçka në**

**amshim. Ai as nuk lind, as nuk është i lindur. Dhe askush nuk është i barabartë (a i krahasueshëm) me Të!"** (El Ihlas, 1-4)

Kjo është një sure e tërë nga Kurani fisnik, e cila na flet qartë dhe përmbledhtas për Zotin e vërtetë, për Allahun Një dhe të Vetëm, i Cili nuk ka nevojë për asgjë e për askënd, ndërkohë që të gjithë kanë nevojë për Të, për Allahun, që nuk ka fëmijë e as nuk është i lindur, përkundrazi, është Zot dhe Krijues i çdo gjëje. Askush dhe asgjë nuk është sikur Allahu!

Sa madhështor është Libri i Allahut!

Brenda vetëm një kaptine kaq të shkurtër arrin që me një stil të mrekullueshëm, bukuri të rrallë dhe elokuencë të pakrahasueshme t'u japë përgjigje pyetjeve që shkaktojnë huti e konfuzion te miliona njerëz.

Ndër emrat dhe cilësitë me të cilat Allahu, Zoti i Vetëm dhe i vërtetë, veçohet apo dallon nga ata që e pretendojnë zotësinë, do të përmendnim:

- Zoti i vërtetë është Krijues e nuk është i krijuar.
- Zoti i vërtetë është Një, nuk ka ortak e as të ngjashëm me Të.

- Allahun nuk mund ta imagjinojë dot mendja e njeriut, shikimi i të cilit nuk e ka fuqinë ta shohë Atë në këtë botë.
- Zoti i vërtetë është i përhershëm, i gjallë dhe nuk vdes kurrë.
- Allahu nuk ka nevojë për krijesat e Tij, nuk ka baba e as nënë, njëherazi nuk ka grua e as fëmijë. Ai nuk ka nevojë për ushqim, pije ose ndihmë prej askujt, ndërkohë të gjithë kanë nevojë për Të dhe për ndihmën e Tij.
- Allahu është i veçuar me cilësitë e madhërisë, bukurisë dhe përsosurisë. Ato janë vetëm për Të dhe asnjë krijesë nuk ka hise në to. Askush nuk është i ngjashëm me Allahun!

Ndër emrat dhe cilësitë e bukura të Allahut janë:

| | | |
|---|---|---|
| **EL-HABIR** (I Gjithinformuari) | **EL-ALIM** (I Gjithëdijshmi) | **ES-SEMIU** (Dëgjuesi) |
| **EL-BESIR** (Shikuesi, Vështruesi) | **EL-AZIZ** (Fuqiploti, Madhështori) | **EL-GAFURR** (Falësi) |
| **ERR-RRAHMAN** (I Gjithëmëshirshmi) | **ERR-RRAHIM** (Mëshirëploti) | **EL-LETIF** (I Buti) |
| **ET-TEVAB** (Pendimpranuesi) | **EL-KERIM** (Bujari) | **EL-KADIR** (I Fuqishmi, Ngadhënjimtari) |

| | | |
|---|---|---|
| **ER-RREZAK** | **EL-GANIJ** | **EL-ADHIM** |
| (Furnizuesi) | (I Pasuri) | (Madhështori) |
| **EL-KAVIJ** | **EL-MELIK** | **EL-KUDUS** |
| (I Forti) | (Sunduesi) | (I Pastri, i Shenjti, i Shndritshmi) |
| **ES-SELAM** | **EL-ADLU** | **EL-HALIK** |
| (Paqedhënësi) | (I Drejti) | (Krijuesi) |
| **EL-MUHJI** | **EL-MUMIT** | |
| (Jetëdhënësi) | (Jetëmarrësi) | |

A i zbulove këto urtësi dhe thesare?

Allahu, që i di sekretet e mendimeve, mendjeve dhe zemrave tona, na ka lajmëruar edhe për sekretet e çelësat e qetësisë dhe rehatisë së këtyre mendjeve, zemrave dhe shpirtrave tanë.

Përveç kësaj, Islami merr në konsideratë natyrën tonë njerëzore në të cilën na ka krijuar Allahu, andaj edhe u drejtohet shpirtrave dhe kërkesave tona psikike, fizike dhe shpirtërore. Ndër sekretet dhe çelësat që na dhurojnë qetësi shpirtërore, rehati dhe jetë të lumtur, do të nënvizonim:

**Çelësi 1:** Njihe Zotin dhe Krijuesin tënd të vërtetë, Allahun!

**Çelësi 2:** Besoje vetëm Atë dhe mos i shoqëro askënd!

**Çelësi 3:** Përkushtoja adhurimin vetëm Atij!

**Çelësi 4:** Përmbaju urdhrave të Tij dhe largohu nga gjërat që Ai i ka ndaluar!

**Çelësi 5:** Beso në të gjithë të dërguarit dhe profetët e Tij, duke e kurorëzuar këtë me besimin në Profetin dhe të Dërguarin e fundit, Muhamedin ﷺ.

**Çelësi 6:** Shpeshtoje përmendjen, kujtimin, falënderimin, madhërimin dhe lëvdimin e Tij!

**Çelësi 7:** Kërko falje dhe pendohu tek Ai!

**Çelësi 8:** Duajua të tjerëve atë që ia do vetes!

**Çelësi 9:** Fisnikëroje veten me moral të mirë, zemër të pastër, bujari, falje, tolerancë dhe angazhim për t'i bërë njerëzit të lumtur.

**Çelësi 10:** Stolisu me sinqeritet, devotshmëri, dije, durim, modesti, besnikëri, drejtësi dhe urtësi.

Me pak fjalë, këta janë dhjetë çelësat që na e mundësojnë realizimin e qetësisë dhe rehatisë shpirtërore, si dhe na mundësojnë të jetojmë në

paqe me veten, shoqërinë dhe mbarë botën. Ato janë të nxjerra dhe të përfituara nga mësimet kuranore dhe profetike. Thënë shkurt, Islami konfirmon se ne, nëpërmjet njohjes dhe besimit në Allahun e Lartësuar dhe besimin në të Dërguarin e Tij, Muhamedin ﷺ, vërtetimin e misionit të tij, si dhe pasimin e udhëzimit e mësimeve të tij me sinqeritet e korrektësi, mund ta arrijmë lumturinë e vërtetë, shpëtimin dhe kënaqësinë e rehatinë shpirtërore.

Me këtë na bëhet e ditur se porta për te lumturia dhe prehja shpirtërore në të dyja botët është besimi dhe vërtetimi në praktikë i dëshmisë (shehadetit) si dhe shqiptimi i tij:

**Esh'hedu en la ilahe il-lallah**

**Ue esh'hedu enne Muhameden resulullah!**

(*Dëshmoj se nuk ka zot tjetër përveç Allahut dhe dëshmoj se Muhamedi është i dërguar i Allahut*)

Por, përkufizimi vetëm në aspektin formal apo deklarativ i besimit në Allahun dhe në të Dërguarin e Tij nuk mjafton për ta siguruar qetësinë shpirtërore, lumturinë dhe shpëtimin. Islami na mëson se krahas aspektit deklarativ, duhet t'i nënshtrohemi Allahut, ta adhurojmë vetëm Atë, të bëjmë vepra të mira dhe t'i përfillim urdhrat e t'u shmangemi ndalesave.

T'i dorëzohesh Allahut dhe ta respektosh Atë është esenca dhe qëllimi i mesazhit hyjnor që të gjithë profetët përgjatë historisë e kanë përcjellë te njerëzimi. Allahu, në Kuran, si konfirmim për domethënien esenciale të dorëzimit a nënshtrimit të tërësishëm para Allahut dhe në lidhje me shpërblimin që është përgatitur për ata që besojnë dhe bëjnë vepra të mira, thotë:

﴿إِنَّ الَّذِينَ آمَنُوا وَعَمِلُوا الصَّالِحَاتِ كَانَتْ لَهُمْ جَنَّاتُ الْفِرْدَوْسِ نُزُلًا ﴿١٠٧﴾﴾

**"Me të vërtetë, ata që besojnë dhe bëjnë vepra të mira, do të kenë për banesa kopshtet e Firdeusit."** (El Kehf, 107)

Ngjashëm thuhet edhe në Bibël: "Sepse, sikurse trupi pa frymën është i vdekur, ashtu edhe besimi, pa vepra, është i vdekur." (Jakobi, 2:26)

Ajo që të zgjon kureshtjen dhe interesimin është se në Bibël, në disa vende, ka aludim për domethënien e Islamit (e cila është dorëzim, nënshtrim, respektim dhe dëgjueshmëri ndaj Allahut dhe përfillje e porosive dhe urdhrave të Tij), si p. sh: "Nënshtrojuni, pra, Perëndisë, kundërshtoni djallin dhe ai do të largohet nga ju!" (Jakobi, 4:7)

Po ashtu, Isai, *alejhi selam*, vazhdimisht e porositi popullin e tij që të përfillnin porositë e Zotit, t'ia kenë frikën Atij, ta respektojnë dhe të punojnë me

"vullnetin e Zotit" (nënshtrimin ndaj vullnetit të Zotit dhe urdhrave të Tij, si dhe pasimit të porosive të Tij): "Sepse kushdo që bën vullnetin e Perëndisë, ai është vëllai im, motra ime dhe nëna!" (Marku, 3:35)

Pra, muslimanët, në të njëjtën kohë, janë edhe pasues besnikë të Isait dhe të të gjithë profetëve para tij dhe, siç u përmend e u konfirmua në disa pjesë të këtij libri, musliman i vërtetë është ai që u dorëzohet dhe u bindet urdhrave të Allahut, duke e adhuruar vetëm Atë.

Muslimanët besojnë në Allahun e Vetëm e të vërtetë, bëjnë vepra të mira dhe pasojnë e përfillin porositë që sollën Ibrahimi, Nuhu, Musai, Isai dhe Muhamedi, *paqja qoftë mbi ta*, si: besimi në Allahun, namazi, përkulja, sexhdja, agjërimi, zekati, lëmosha, thënia *inshallah* (nëse do Allahu), si dhe të përshëndeturit me përshëndetjen e Musait, Isait dhe Muhamedit, me *Eselamu alejkum!*

Këta ishin disa shembuj dhe argumente që e ndriçojnë të vërtetën, unitetin dhe universalizmin e kësaj feje madhështore, të cilën e pasuan dhe në të cilën thirrën të gjithë profetët: Islami (në kuptimin e përgjithshëm të tij).

Praktikisht, ai që e kërkon të vërtetën dhe dëshiron ta përqafojë fenë e vërtetë, Islamin, duhet të besojë në të gjashtë kushtet e tij.

## GJASHTË SHTYLLAT E BESIMIT

**1. Besimi në Allahun**, që përfshin besimin në ekzistimin, njëzimin, zotësinë dhe hyjninë e Tij, në emrat e cilësitë e Tij të bukura e të rralla, si dhe në atë se askush nuk adhurohet me të drejtë përveç Tij. Siç përmenda më parë, ky Zot i Vetëm dhe i vërtetë është Krijuesi e jo i krijuari, as i linduri e as i punuari. Ai është Një dhe i Vetëm, nuk ka shok e as të ngjashëm me Të. Imagjinata njerëzore nuk mund ta përshkruajë dot, as syri njerëzor i kësaj bote nuk mund ta shohë.

Allahu është *Samed,* që nuk ka nevojë për krijesat e Tij, qëndron vetvetiu, është i pavarur prej të gjithëve, nuk ka baba e as nënë, nuk ka grua e as fëmijë, nuk ka nevojë për të ngrënë e as për të pirë apo për t'u ndihmuar nga dikush. Ndërkaq, krijesat, që të gjitha, pa përjashtim, kanë nevojë për Të. Ai është i veçuar me tiparet e madhështisë dhe përsosurisë në të cilat askënd nuk e ka bashkëpjesëmarrës, si dhe askush nuk i ngjason në to. Askush nuk është sikur Allahu!

Allahu i ka emrat dhe cilësitë e bukura. Ai është:

| | | |
|---|---|---|
| **El-Evel** (I Pari, pa fillim) | **El-Ahir** (I Fundit, pa mbarim) | **El-Halik** (Krijuesi) |
| **El-Musavir** (Formëdhënësi) | **El-Bariu** (Filluesi) | **Err-Rrahman** (I Gjithëmëshirshmi) |
| **Err-Rrahim** (Mëshirëploti) | **Es-Semiu** (Dëgjuesi) | **El-Alim** (I Gjithëdijshmi) |
| **El-Habir** (I Gjithinformuari) | **El-Besir** (Vështruesi) | **El-Aziz** (Fuqiploti, Madhështori) |
| **El-Gafurr** (Falësi) | **El-Letif** (I Buti) | **Et-Tevab** (Pendimpranuesi) |
| **El-Kerim** (Bujari) | **El-Kadir** (I Fuqishmi) | **Err-Rrezak** (Furnizuesi) |
| **El-Ganij** (I Pasuri) | **El-Adhim** (Madhështori) | **El-Kavij** (I Forti) |
| **El-Melik** (Sunduesi) | **El-Kudus** (I Shenjti, i Pastri) | **El-Adlu** (I Drejti) |
| **El-Muhji** (Jetëdhënësi) | **El-Mumit** (Jetëmarrësi) | **El-Haju Ledhi la jemut** (I Gjalli, që nuk vdes) |
| **Malik el-mulk** (Pushtetmbajtësi) | | |

I madhëruar qoftë Zoti ynë!

**2. Besimi në engjëjt**, që Allahu i ka krijuar për ta përmendur, për ta falënderuar, për ta respektuar dhe për t'ia zbatuar urdhrat. Engjëjt nuk e kundërshtojnë Allahun, përkundrazi, kryejnë me dëgjueshmëri atë që u është urdhëruar.

Ja disa emra e detyra engjëjsh:

| | |
|---|---|
| **Xhibrili** | I ngarkuar me përcjelljen e shpalljes hyjnore te profetët. |
| **Mikaili** | I ngarkuar me çështjen e shiut. |
| **Israfili** | I ngarkuar me fryrjen në Sur (Bri) në Ditën e Gjykimit. |
| **Engjëlli i vdekjes** | I ngarkuar me marrjen e shpirtit. |
| **Munkeri dhe Nekiri** | Të ngarkuar për të sprovuar në varr dhe për ta marrë robin në pyetje për Zotin, fenë dhe Profetin e Tij. |
| **Kiram katibinë** | Të ngarkuar me ruajtjen dhe shënimin e veprave të njeriut, qofshin të mira a të këqija. |
| **Engjëjt që ndërrohen** | Engjëj që vijnë për vizitë te ne dhe që ndërrohen gjatë ditës dhe natës. |
| **Engjëjt shëtitës** | Engjëj që kërkojnë nëpër Tokë ndeja dhe takime ku përmendet |

| | |
|---|---|
| | Allahu, tek ndalen për t'i dëgjuar. |
| **Engjëjt ruajtës** | Të ngarkuar për ta ruajtur besimtarin kur është zgjuar, në gjumë dhe në çfarëdo situate tjetër. |
| **Portierët e Xhenetit** | Kryesuesi i tyre është engjëlli Ridvan. |
| **Portierët**<br>**e Xhehenemit** | Kryesuesi i tyre është engjëlli Malik. |

**3. Besimi në librat e Allahut**, që synohet të folurit e Allahut shpallur profetëve, që nuk është shtrembëruar, nuk është ndryshuar e nuk është ndërruar. Ai i është shpallur njerëzimit për ta udhëzuar, për ta thirrur në njëzimin dhe adhurimin e Allahut, për t'ua shpjeguar rregullat, normat, vlerat, moralin, detyrat dhe obligimet. Në to ka rrëfime të ndryshme për të marrë mësim dhe për t'u këshilluar.

Në kuadër të librave hyjnë edhe fletushkat, siç janë ato të Ibrahimit, *alejhi selam*.

Sa u përket librave, ata janë:

**Zeburi** Shpallur Davudit, *alejhi selam*.

**Teurati** Shpallur Musait, *alejhi selam*.

**Ungjilli** Shpallur Isait, *alejhi selam*.

Muslimanët besojnë në versionin fillestar të këtyre librave, respektivisht në origjinalin e tyre, e jo në versionet e tjera që janë përditësuar e ndryshuar.

**Kurani** i është shpallur Muhamedit ﷺ. Kurani flet për veten e tij se është libër në të cilin nuk ka dyshim, i zbritur për udhëzimin e mbarë njerëzimit. Esenca e mesazhit kuranor është ofrimi i konceptit për njëzimin dhe adhurimin e Allahut në format më të qarta dhe më të kthjellëta të mundshme.

﴿الم ۝١ ذَٰلِكَ الْكِتَابُ لَا رَيْبَ فِيهِ هُدًى لِلْمُتَّقِينَ ۝٢ الَّذِينَ يُؤْمِنُونَ بِالْغَيْبِ وَيُقِيمُونَ الصَّلَاةَ وَمِمَّا رَزَقْنَاهُمْ يُنْفِقُونَ ۝٣ وَالَّذِينَ يُؤْمِنُونَ بِمَا أُنْزِلَ إِلَيْكَ وَمَا أُنْزِلَ مِنْ قَبْلِكَ وَبِالْآخِرَةِ هُمْ يُوقِنُونَ ۝٤ أُولَٰئِكَ عَلَىٰ هُدًى مِنْ رَبِّهِمْ وَأُولَٰئِكَ هُمُ الْمُفْلِحُونَ ۝٥﴾

**“Elif, Lam, Mim. Ky është Libri në të cilin nuk ka dyshim. Ai është udhërrëfyes për të devotshmit, të cilët besojnë në të fshehtën, falin namazin dhe**

**japin nga ajo që u kemi dhënë Ne; dhe për ata që besojnë në atë që të është shpallur ty (o Muhamed), në atë që është shpallur përpara teje dhe që me bindje i besojnë jetës tjetër. Ata janë udhëzuar në rrugë të drejtë nga Zoti i tyre dhe pikërisht ata janë të shpëtuarit.”** (El Bekare, 1-5)

﴿إِنَّ هَٰذَا الْقُرْآنَ يَهْدِي لِلَّتِي هِيَ أَقْوَمُ وَيُبَشِّرُ الْمُؤْمِنِينَ الَّذِينَ يَعْمَلُونَ الصَّالِحَاتِ أَنَّ لَهُمْ أَجْرًا كَبِيرًا ٩﴾

**“Në të vërtetë, ky Kuran udhëzon drejt asaj që është më e mira dhe u jep lajmin e gëzuar besimtarëve, që bëjnë vepra të mira, se ata do të kenë shpërblim të madh.”** (El Isra, 9)

**4. Besimi në të dërguarit dhe profetët**, që Allahu i ka çuar për t’i thirrur popujt e tyre që ta adhurojnë Allahun dhe të largohen nga traditat e gabuara në besim, përkatësisht nga idhujtaria, devijimi apo kundërshtimi i Allahut. Po ashtu, pjesë e detyrave të tyre ka qenë që pasuesve dhe ithtarëve t’ua mësojnë çështjet që kanë të bëjnë me fenë dhe botën, t’i nxisin për devotshmëri dhe përfillje të porosive të Allahut, si dhe t’u tregojnë për gjërat që çojnë në Xhenet dhe ato që çojnë në Xhehenem. Të dërguarit

dhe profetët kanë qenë shembull dhe model për pasuesit e vet.

Muslimanët besojnë në të gjithë të dërguarit, madje nuk mund të quhesh musliman nëse nuk e beson Musain, Isain dhe të gjithë të dërguarit e tjerë, *alejhim selam*.

Të dërguar dhe profetë ka shumë, porse në Kuran dhe hadithe janë përmendur vetëm disa. Ademi është profeti i parë, njëherazi babai i njerëzimit. Kjo tregon se prejardhja e njerëzve është prej një njeriu të vetëm dhe se të gjithë, pavarësisht dallimeve, janë të bijtë e Ademit, *alejhi selam*. Domethënia dhe mësimi më i rëndësishëm që përfitojmë nga kjo e vërtetë është se njerëzit janë të barabartë dhe nuk ka dallim ndërmjet të bardhit e të ziut, si dhe favorizimi ndërmjet njerëzve në Islam nuk bëhet mbi bazën e prejardhjes, përkatësisë etnike apo ndonjë përkatësie tjetër, me përjashtim të përkatësisë së devotshmërisë dhe përfilljes së mësimeve të fesë islame. Duke konfirmuar këtë parim madhështor të barazisë së njerëzve dhe drejtësisë ndërmjet tyre, në Haxhillëkun Lamtumirës profeti Muhamed ﷺ, përveç tjerash, ka thënë:

"يا أيها الناس إن ربكم واحد وإن أباكم واحد كلكم من آدم وآدم من تراب ولا فضل لعربي على أعجمي ولا لأعجمي على عربي ولا لأبيض على أسود ولا لأسود على أبيض إلا بالتقوى."

*"O njerëz! Me të vërtetë, Zoti juaj është Një, edhe babai juaj është një. Të gjithë ju jeni nga Ademi, ndërsa Ademi është prej dheu. Arabi nuk ka dallim kundrejt joarabit e as joarabi kundrejt arabit, as i bardhi kundrejt të ziut e as i ziu kundrejt të bardhit, përveçse në devotshmëri!"*

Në fakt, ajo në të cilën na udhëzoi profeti Muhamed ﷺ apo na lajmëruan shokët e tij është nxjerrë nga fjala e Allahut në Kuranin famëmadh:

﴿يَا أَيُّهَا النَّاسُ إِنَّا خَلَقْنَاكُمْ مِنْ ذَكَرٍ وَأُنْثَى وَجَعَلْنَاكُمْ شُعُوبًا وَقَبَائِلَ لِتَعَارَفُوا إِنَّ أَكْرَمَكُمْ عِنْدَ اللَّهِ أَتْقَاكُمْ إِنَّ اللَّهَ عَلِيمٌ خَبِيرٌ ﴿١٣﴾﴾

**"O njerëz! Në të vërtetë, Ne ju krijuam ju prej një mashkulli dhe një femre dhe ju bëmë popuj e fise, për ta njohur njëri-tjetrin. Më i nderuari prej jush tek Allahu është ai që i frikësohet më shumë Atij. Vërtet, Allahu është i Gjithëdijshëm dhe për Atë asgjë nuk është e fshehtë."** (El Huxhurat, 13)

Në vazhdim po përmendim disa profetë, emrat e të cilëve figurojnë në Kuran: Nuhu, Ibrahimi, Musai, Jusufi, Ejubi, Davudi, Sulejmani, Zekerijai, Jahjai, Isai dhe vula e tyre, Muhamedi, *alejhim selam*.

Kështu, muslimani nuk mund të ketë besim të plotë nëse nuk beson edhe në Nuhun, Ibrahimin, Musain e Isain, si dhe të gjithë profetët e tjerë, *alejhim selam*, që Allahu i ka çuar për ta kumtuar fjalën e Tij.

**5. Besimi në Ditën e Fundit**, që është Dita e Kiametit dhe Llogarisë. Besimi në këtë shtyllë përfshin besimin në ringjalljen në botën tjetër dhe se jeta që bëjmë në këtë botë nuk është e përhershme. Madje, atë ditë Allahu do t'i gjykojë njerëzit në bazë të besimit, fjalëve dhe veprave të tyre.

Ndër mësimet që përfitojmë nga besimi në Ditën e Fundit është përgatitja për atë ditë, transparenca dhe drejtësia ndaj të tjerëve, largimi nga dhuna, padrejtësia dhe shkelja e të drejtave morale dhe materiale të të tjerëve. Kjo, ngase, nëse i padrejti apo krimineli mund t'i përvidhet gjykatës së kësaj bote, asaj të ahiretit kurrë nuk ka mundësi t'i shpëtojë.

Mësim tjetër është se Allahu do ta shpërblejë secilin, varësisht veprës së tij. Pra, ai që mëkaton duke i përshkruar Allahut shok, duke e mohuar apo duke e mohuar misionin e profetëve, dhe vdes pa u penduar, ai do të ndëshkohet.

Besimi në Ditën e Fundit përfshin edhe besimin në Xhenetin dhe Xhehenemin. Kështu, ai që beson sinqerisht Allahun dhe të dërguarit e Tij, si dhe i

kryen veprat e adhurimet në përputhje me urdhrat e Tij, ai do të ketë jetë të lumtur dhe do të hyjë në Xhenet. Ndërkaq, për atë që e mohon Allahun dhe i kundërshton fjalët e Tij, ç’fund mendoni se do të ketë?

Allahu na bëftë prej atyre që besojnë sinqerisht Atë dhe të dërguarit e Tij, që kryejnë vepra të mira dhe të dobishme çdoherë dhe që, me mirësinë e bujarinë e Tij, do të jenë në Xhenet!

**6. Besimi në caktimin e Allahut**, respektivisht në atë që e ka shkruar dhe e ka caktuar Allahu me dijen e Tij absolute. Besimi në kada e kader i shtyn besimtarët edhe më shumë të besojnë në Allahun. Ata pajtohen dhe kënaqen me çdo gjë që Allahu ua ka caktuar atyre, qoftë ajo e mirë apo e keqe.

Besimtarët, që besojnë në Allahun dhe caktimet e Tij, nuk janë pesimistë dhe nuk e humbin shpresën në raste sprovash dhe fatkeqësish, përkundrazi, ata i drejtohen Allahut duke i kërkuar ndihmë për përballimin e sprovës dhe shpërblim për durim. Ky besim i bukur në Allahun dhe caktimin e Tij besimtarëve ua dhuron kënaqësinë dhe rehatinë shpirtërore çdoherë dhe në çdo rast, kuptohet, duke u mbështetur në Allahun, duke kryer atë që është e

kërkuar, si dhe duke u kapur pas shkaqeve (gjërave që feja i kërkon për ta lehtësuar sprovën).

Me pak fjalë, këto ishin kushtet e besimit që duhet t'i besojë çdo musliman dhe çdokush tjetër që shpreh dëshirën ta pranojë Islamin.

## PESË SHTYLLAT E ISLAMIT

Krahas kushteve të besimit, Islami na shpjegon se besimin e pasojnë dhe vepra të natyrës praktike. Besimtari është i thirrur t'i praktikojë të pesë kushtet e Islamit dhe çdo vepër tjetër të dobishme. Thjesht dhe përmbledhtas, këto janë pesë kushtet e Islamit:

**1. Shehadeti** (deklarata islame), që nënkupton pranimin, miratimin, vërtetimin dhe besimin në njëzimin e Allahut dhe (vërtetimi e besimi) në profetët dhe të dërguarit, duke filluar nga Nuhu e deri te Musai, Isai dhe Muhamedi, *alejhim selam*.

Shehadeti realizohet duke shqiptuar me sinqeritet deklaratën në vijim:

أَشْهَدُ أَنْ لَا إِلٰهَ إِلَّا اللهُ وَأَشْهَدُ أَنَّ مُحَمَّدًا عَبْدُهُ وَرَسُولُهُ.

***Eshhedu en la ilahe il-lallah, ue eshhedu enne Muhameden abduhu ue resuluh!***

Dëshmoj se nuk ka asnjë zot (të vërtetë dhe të denjë për adhurim), përveç Allahut dhe dëshmoj se Muhamedi është rob dhe i dërguar i Tij!

Kjo dëshmi, të cilën njeriu duhet ta thotë me rastin e hyrjes së tij në Islam, me pak fjalë, përmbledh njëzimin e adhurimin e Allahut dhe pasimin e të Dërguarit të Tij. Njëherazi, kjo deklaratë me këtë tekst të përmbledhur, por me domethënie kuptimplotë dhe shumë madhështore, reflekton bukurinë, madhështinë, lehtësimin dhe thjeshtësinë islame.

**2. Namazi**, që nuk paraqet vetëm lidhjen e robit me Krijuesin, por edhe rrugën që kanë ndjekur profetët, të cilët e adhuruan Allahun me sinqeritet duke ia përkushtuar adhurimin vetëm Atij. Ibrahimi, Musai dhe Isai, siç shkruhet nëpër shumë vende në Teurat dhe Ungjill, lutjet dhe adhurimin e kryenin vetëm për Allahun e Lartësuar.

Po ashtu, Islami na urdhëron për faljen e pesë namazeve gjatë ditës dhe natës. Namazi përfshin veprimet vijuese: qëndrimin në këmbë (duke lexuar Kuran), përkuljen (rukunë), vënien e ballit në tokë (sexhden), leximin e pjesëve kuranore, madhërimin e Allahut, përmendjen e Tij, kërkimin e mëshirës, faljes dhe Xhenetit nga Allahu, Falësi dhe

Mëshiruesi. Profeti ﷺ e donte namazin shumë. Thoshte:

"وجعلت قرة عيني في الصلاة."

*"Kënaqësinë shpirtërore e gjej në namaz!"*
Bilalin e thërriste të lajmëronte për t'u përgatitur në faljen e namazit, duke i thënë: *"Na fresko (na çlodh) me të, o Bilal!"*

Të folurit për bukurinë dhe ndikimin e fuqishëm të namazit te njeriu nuk mjafton kurrë. Me pak fjalë, namazi na furnizon me qetësi, prehje dhe kënaqësi shpirtërore e psikike. Ajo që ia shton namazit bukurinë dhe pozitën madhështore është se kryerja e tij nga muslimanët bëhet duke pasuar profetët dhe të dërguarit, *alejhim selam*, të cilët faleshin dhe bënin sexhde për Allahun. Kjo tregon se muslimanët ecin gjurmëve të profetëve dhe të të dërguarve të Allahut, *alejhim selam*.

Krahas kësaj, namazi ngërthen edhe domethënie e mësime të tjera madhështore, si për shembull.

- dashurinë, respektimin, dorëzimin dhe përfilljen e urdhrave të Allahut;
- shprehjen e njëzimit të Allahut duke e adhuruar dhe duke lutur vetëm Atë;
- barazinë ndërmjet robërve të Allahut (që shprehet në radhitjen e kryerjes së namazit: pozita të papërcaktuara për të gjithë nëpër safa, dhënien

përparësi të diturit, pavarësisht ngjyrës, etnisë apo pozitës shoqërore etj.);

- sinqeritetin;
- durimin;
- modestinë;
- përkuljen dhe përgjërimin;
- madhërimin e kërkimfaljen;
- meditimin dhe përsiatjen gjatë leximit të Kuranit etj.

Në fakt, përmendja e Allahut me sinqeritet, modestia, lutja, kërkimfalja dhe namazi me përkushtim janë çelësa të mëdhenj dhe të rëndësishëm të rehatisë dhe qetësisë shpirtërore, si dhe të begatisë e mirësisë. Allahu ka thënë:

﴿الَّذِينَ آمَنُوا وَتَطْمَئِنُّ قُلُوبُهُمْ بِذِكْرِ اللَّهِ أَلَا بِذِكْرِ اللَّهِ تَطْمَئِنُّ الْقُلُوبُ ٢٨﴾

**“Ata që besojnë dhe zemrat e të cilëve, kur përmendet Allahu, qetësohen. Vërtet, zemrat qetësohen me përmendjen e Allahut!”** (Err Rrad, 28)

﴿وَقَالَ رَبُّكُمُ ادْعُونِي أَسْتَجِبْ لَكُمْ﴾

**“Zoti juaj ka thënë: “Lutmëni Mua, se do t’ju përgjigjem...”** (Gafir, 60)

**3. Zekati**, që nënkupton dhënien e një pjese të pasurisë nga të pasurit për të varfrit, në përputhje me rregullat dhe kushtet e vëna nga feja. Zekati dhe lëmosha na pastrojnë nga lakmia dhe koprracia, njëherazi na i pastrojnë pasuritë dhe pronat tona. Gjithashtu, ato na mësojnë interesimin dhe bashkëpunimin (që duhet të kemi ndërmjet vete), që ndërtojnë ura të fuqishme prej dashurie dhe respekti të ndërsjellë ndërmjet të pasurve dhe të varfërve. Në fakt, zekati reflekton imazhet e mbajtjes së lidhjeve shoqërore, vëllazërisë, ndihmës dhe bashkëpunimit ndërmjet anëtarëve të shoqërisë.

**4. Agjërimi**, që nënkupton abstenimin vullnetar dhe të lirë nga ushqimi, pija dhe kryerja e marrëdhënieve seksuale në një periudhë të caktuar kohore, përkatësisht nga agimi e deri në perëndim të diellit. Agjërimi në vete përmbledh dobi dhe mësime të shumta edukative, si:

| | |
|---|---|
| **Dobi shpirtërore:** | Agjërimi kultivon devotshmërinë dhe sinqeritetin. Ramazani, muaji i agjërimit, është sezon dhe mundësi e madhe për të fituar mëshirën dhe faljen e Allahut, njëkohësisht është rast për të shpëtuar veten nga Zjarri dhe për të triumfuar me Xhenet në |

| | |
|---|---|
| | botën tjetër. |
| **Dobi morale dhe etike:** | Në shkollën e Ramazanit mësohet përvoja e urisë dhe etjes, të cilat janë përditshmëri e miliona njerëzve anembanë botës. Ramazani na nxit e na stimulon për solidaritet, ofrim të ndihmës materiale, dhembshuri ndaj të tjerëve, rrjedhimisht modesti, bujari dhe mirësjellje me ta. |
| **Dobi edukative:** | Agjërimi na jep leksione të shumta edukative, si:<br>- Mundësinë e largimit nga veset dhe shprehitë e gabuara, si p. sh. ekstravaganca në ushqime dhe pije.<br>- Skalitjen e moralit dhe mirësjelljeve,<br>- Ushtrimin e durimit dhe vetëpërmbajtjes,<br>- Krahas këtyre që përmendëm dhe shumë të tjerave, përkujton edhe agjërimin e profetëve dhe të të dërguarve, si: agjërimin e Muhamedit, Musait, Isait, *alejhim selam*, etj. |

| | |
|---|---|
| **Dobi shëndetësore:** | Gjatë agjërimit organizmi i njeriut arrin të çlirohet dhe të shkarkohet nga yndyrat dhe lëndë të tjera të dëmshme.<br><br>Agjërimi preferohet nga mjekët dhe ekspertët e ushqimit, madje e quajnë *shkatërrues i mbetjeve* dhe *trajtim parandalues*. Kjo, se agjërimi ndikon në shërimin e shumë sëmundjeve, kurse dobitë që përmendëm këtu janë vetëm për ilustrim, përndryshe ato janë të shumta. |

**5. Haxhillëku**, me të cilin synohet vizita e Mekës së nderuar për ta kryer obligimin e haxhillëkut, që është detyrim për çdo musliman një herë gjatë jetës së tij, natyrisht, nëse ka mundësi fizike e materiale, si dhe shëndet mental.

Edhe haxhillëku, sikurse kushtet e tjera të Islamit, ngërthen mësime madhështore:

- Miliona besimtarë nga mbarë bota me ngjyra, raca dhe gjuhë të ndryshme i përgjigjen thirrjes së Ibrahimit, *alejhi selam*.
- Në haxhillëk reflektojnë shumë parime dhe botëkuptime madhështore, si: njëzimi i Allahut,

dorëzimi dhe respektimi i urdhrave të Tij, vëllazëria islame, bashkimi, uniteti, sakrifica, durimi, namazi, lëmosha dhe agjërimi.

- Sezoni i haxhillëkut është në një mënyrë konferenca më e madhe fetare në botë. Është një tubim i rrallë për nga lloji në historinë e njerëzimit. Në lidhje me këtë forum madhështor të të gjitha racave dhe ngjyrave për ta adhuruar Allahun, Zotin e Vetëm dhe të vërtetë, afro-amerikani që mori famë për mbrojtjen e të drejtave të zezakëve në Amerikë, Malkolm X, thotë:

"*Udhëtimi im për të kryer haxhillëkun më ka zgjeruar vështrimin dhe perceptimin tim. Haxhillëku më dhuroi një të kuptuar të ri. Përgjatë dy javëve, sa qëndrova në tokat e shenjta, kam parë atë që për tridhjetë e nëntë vjet të jetës sime nuk e kam parë këtu në Amerikë. Kam parë të gjitha racat dhe të gjitha ngjyrat, duke filluar nga sykaltrit e deri tek afrikanët lëkurëzinj, tek shkriheshin në një vëllazëri të vërtetë, në një unitet. Jetonin sikur të ishin brenda lëkurës së një njeriu të vetëm dhe të gjithë e adhuronin vetëm Allahun*."

Pra, Malkolm X arriti të zbulojë madhështinë e besimit të vërtetë, njëzimit të Allahut, fesë së vetme dhe unike, bashkimit të racës njerëzore, vëllazërisë islame dhe barazisë vetëm atëherë kur shkoi në Mekë për ta kryer haxhillëkun, ku nga afër pa dhe përjetoi këto botëkuptime madhështore të tij, si adhurim, dhe të Islamit, si fe e besim.

## Pjesa III:
## BUKURIA DHE KTHJELLTËSIA E KURANIT TË MADHËRISHËM

Kurani fisnik është të folurit e Allahut që i është shpallur si dëshmi profetike të Dërguarit përmbyllës, pra Profetit të fundit, Muhamedit ﷺ. Kurani është mrekulli e përjetshme në mesazhin, natyrën, gjuhën, retorikën, përvetësimin dhe madhështinë e tij. Është i rrallë për nga lloji dhe absolutisht i pakrahasueshëm. Megjithëqë kanë kaluar katërmbëdhjetë shekuj që nga shpallja e tij, Kurani vazhdon të mbetet i njëjtë, me gjuhën e pastër dhe të kulluar arabe, duke mos u shtrembëruar aspak në formë e as në përmbajtje.

Allahu i Lartësuar e ka shpallur Kuranin për udhëzimin e thirrjen e njerëzve në besim të pastër ndaj Allahut dhe përkushtimin e adhurimit vetëm Atij, shpjegimin e ligjeve, normave, parimeve, vlerave, të drejtave dhe detyrimeve të fesë. Në të ka sjellë rrëfime nga profetët dhe popujt e mëparshëm, jo sa për t'u njohur me ta, por, para së gjithash, për të marrë mësime prej tyre. Po ashtu, ka folur edhe

për profetin Muhamed, shokët e tij, mrekullitë me të cilat është veçuar, siç ka trajtuar edhe çështje që kanë të bëjnë me të ardhmen.

Gjithashtu, Kurani ka ardhur për të organizuar jetën e njeriut. Ai ofron të dhëna dhe detaje të rëndësishme për fundin dhe fatin njerëzor. Ata që angazhohen për ta kuptuar, për ta medituar dhe për të punuar sipas mësimeve të tij, Kurani i ngrit në shkallë të larta shpirtërore, morale, shkencore, intelektuale dhe shoqërore.

Në vazhdim, më lejoni t'jua paraqes disa ajete të bukura të Kuranit fisnik, ndërkohë kam qenë në konfuzion çfarë të përzgjedh nga Kurani, ngase Kurani i tëri është i bukur, porse hapësira që kemi në këtë libër është tejet e kufizuar. Së këndejmi, për të zbuluar, për të shpalosur dhe për të mësuar më shumë rreth fjalës së bukur dhe të çiltër e të kulluar të Allahut, të propozoj ta lexosh tërë Kuranin. Nëse nuk ke asnjë kopje të këtij libri, mund ta sigurosh online në internet në një prej portaleve që do t'i shkruajmë në pjesën e fundit të këtij libri.

## AJETE TË BUKURA NGA KURANI

Në vazhdim po paraqesim ca ajete kuranore që shpjegojnë qëndrimin e Islamit për disa koncepte dhe botëkuptime të rëndësishme.

### *a) Falja dhe shpëtimi*

﴿قُلْ يَا عِبَادِيَ الَّذِينَ أَسْرَفُوا عَلَىٰ أَنفُسِهِمْ لَا تَقْنَطُوا مِن رَّحْمَةِ اللَّهِ ۚ إِنَّ اللَّهَ يَغْفِرُ الذُّنُوبَ جَمِيعًا ۚ إِنَّهُ هُوَ الْغَفُورُ الرَّحِيمُ ﴿٥٣﴾﴾

**"Thuaj: "O robërit e Mi, që i keni bërë keq vetes me gjynahe, mos e humbni shpresën në mëshirën e Allahut! Allahu, me siguri, i fal të gjitha gjynahet. Vërtet, Ai është Falësi i madh dhe Mëshirëploti."** (Ez Zumer, 53)

Ky ajet konfirmon se, nëse njeriu pendohet nga mëkatet dhe i kthehet Zotit të vet, Ai do ta presë me falje dhe pendim. Po. Nëse pendohemi, Allahu na i fal të gjitha mëkatet dhe gabimet:

﴿ إِنَّ اللَّهَ يُحِبُّ التَّوَّابِينَ وَيُحِبُّ الْمُتَطَهِّرِينَ ﴿٢٢٢﴾﴾

**"Pa dyshim, Allahu i do ata që pendohen fort (për gjynahet) dhe ata që pastrohen."** (El Bekare, 222)

Me sigurinë më të madhe, Allahu është burim i paqes, mëshirës dhe faljes, e assesi burim i urrejtjes, derdhjes së gjakut dhe terrorit e frikës. Në Islam, për të shpëtuar dhe për të arritur jetë të lumtur në botën e përtejme, mjafton të kthehesh tek Allahu, të

besosh në Të dhe të bësh vepra të mira. Njeriu i mirë dhe i pafajshmi nuk ka nevojë të kryqëzohen apo të vriten për shkak të mëkateve të të tjerëve. Përkundrazi, Islami i nxit ithtarët e vet që t’i falin të tjerët.

﴿وَالْعَافِينَ عَنِ النَّاسِ وَاللَّهُ يُحِبُّ الْمُحْسِنِينَ۝١٣٤﴾

**“... dhe ua falin fajet njerëzve. Allahu i do bamirësit.”** (Ali Imran, 134)

Me pak fjalë, ky është koncepti i bukur i shpëtimit dhe faljes në Islam.

Islami është fe e mëshirës dhe faljes

***b) Drejtësia në Islam***

﴿يَا أَيُّهَا الَّذِينَ آمَنُوا كُونُوا قَوَّامِينَ لِلَّهِ شُهَدَاءَ بِالْقِسْطِ وَلَا يَجْرِمَنَّكُمْ شَنَآنُ قَوْمٍ عَلَى أَلَّا تَعْدِلُوا اعْدِلُوا هُوَ أَقْرَبُ لِلتَّقْوَى وَاتَّقُوا اللَّهَ إِنَّ اللَّهَ خَبِيرٌ بِمَا تَعْمَلُونَ۝٨﴾

**“O besimtarë! Bëhuni të qëndrueshëm në urdhrat e Allahut dhe bëhuni dëshmues me drejtësi! Le të mos ju nxisë urrejtja ndaj njerëzve për të bërë padrejtësi. Bëhuni të drejtë, se kjo është më afër devotshmërisë dhe frikësojuni Allahut! Pa dyshim, Allahu është i Dijshëm për çdo gjë që punoni ju.”** (El Maide, 8)

Islami na mëson të jemi të drejtë me të gjithë njerëzit, pavarësisht asaj se i kemi miq apo armiq dhe pavarësisht se për ç'kohë bëhet fjalë, për paqe apo luftë. Islami nxit ndjekjen e rrugës së drejtësisë dhe moralit të lartë e të dëlirë nga njollat e tekave personale, fanatizmit shoqëror, kulturor etj.

﴿إِنَّ اللَّهَ يَأْمُرُكُمْ أَنْ تُؤَدُّوا الْأَمَانَاتِ إِلَى أَهْلِهَا وَإِذَا حَكَمْتُمْ بَيْنَ النَّاسِ أَنْ تَحْكُمُوا بِالْعَدْلِ إِنَّ اللَّهَ نِعِمَّا يَعِظُكُمْ بِهِ إِنَّ اللَّهَ كَانَ سَمِيعًا بَصِيرًا ۝٥٨﴾

**"Allahu ju urdhëron që amanetet t'ua ktheni atyre që u përkasin dhe, kur të gjykoni midis njerëzve, të gjykoni drejt. Vërtet, Allahu ju këshillon mrekullueshëm dhe vërtet, Allahu dëgjon çdo gjë dhe vështron të gjitha punët!"** (En Nisa, 58)

### *c) Pesë bazat e domosdoshme*

Si shpjegim konkret e praktik i bukurisë së Islamit dhe vlerave humane të përjetshme, jemi të urdhëruar të ruajmë dhe të përkujdesemi për pesë gjëra, që dijetarët i kanë emërtuar si pesë fondamentet. Islami urdhëron muslimanët për ruajtjen e privatësisë personale dhe privatësisë së të tjerëve përkitazi me pesë gjërat ose bazat e domosdoshme: feja, jeta, mendja, nderi dhe pasuria.

Kurani qartë dhe drejtpërdrejt e thotë se ai që mbyt një njeri të pafajshëm:

﴿فَكَأَنَّمَا قَتَلَ النَّاسَ جَمِيعًا﴾

**"... është sikur të ketë vrarë të gjithë njerëzit..."** (El Maide, 32)

Ndërkaq, sa i përket lirisë dhe ruajtjes së besimit, Kurani këtë e aludon tek thotë:

﴿لَا إِكْرَاهَ فِي الدِّينِ﴾

**"S'ka detyrim në fe..."** (El Bekare, 256)

Kështu, Islami e nderon njeriun, andaj asnjëherë nuk e detyron ta përqafojë dhunshëm. Kjo është e vërteta e Islamit, bukuria, drejtësia dhe transparenca e tij në raport me jomuslimanët. Për këtë shkak duhet të jemi besnikë, objektivë dhe të drejtë kur flasim apo gjykojmë të tjerët. Le të mendojmë pak rreth fjalës së Allahut:

﴿وَلَا يَجْرِمَنَّكُمْ شَنَآنُ قَوْمٍ عَلَى أَلَّا تَعْدِلُوا اعْدِلُوا هُوَ أَقْرَبُ لِلتَّقْوَى﴾

**"Le të mos ju nxisë urrejtja ndaj njerëzve për të bërë padrejtësi. Bëhuni të drejtë, se kjo është më afër devotshmërisë..."** (El Maide, 8)

Si reagim ndaj deklaratave dhe thirrjeve të disa liderëve politikë, shkrimtarëve, historianëve dhe gazetarëve, në Lindje e Perëndim, të cilët akuzojnë padrejtësisht dhe me aspak objektivizëm për kinse dhunë e terror e që pretendojnë se Islami qenka

përhapur me shpatë dhe të cilët kanë shkelur kufijtë e lirisë dhe respektit të popujve, kulturave dhe qytetërimeve duke fyer dhe duke perceptuar keq Allahun, Zotin e Vetëm dhe të vërtetë, si dhe duke njollosur figurën e ndritur të profetit Muhamed ﷺ do të doja të parashtroj këtë pyetje me habi:

A është kjo ajo që nënkupton liria ose liria e të shprehurit?

A nuk aplikohen standarde të dyfishta kur është në pyetje Islami dhe muslimanët?

Si shembull konkret, përse nuk dëgjojmë në mënyrë të vazhdueshme në mjetet e informimit shprehjet, si: terrori apo ekstremizmi çifut, terrori apo radikalizmi i krishterë, terrori apo fundamentalizmi budist, edhe pse në fakt ka shumë shembuj të terrorit, ekstremizmit dhe radikalizmit, madje të formave dhe mënyrave më të egra dhe më të vrazhda të mundshme që ithtarët e këtyre feve kanë kryer e vepruar. Bazuar në studime, raporte dhe statistika shkencore të nxjerra nga universitetet amerikane dhe universitete të tjera, në shekullin e kaluar, muslimanët, në mesin e ithtarëve të konfesioneve fetare, kanë përqindjen më të ulët të krimeve të kryera.

A çdokush paska të drejtën dhe lirinë që të shajë, të mallkojë dhe të nënçmojë të tjerët apo besimet e tyre, si dhe t'i akuzojë për terroristë e kriminelë?

A kështu iu mësuaka gjeneratave të reja qytetërimi, demokracia dhe liria?

A është shpata e Islamit ajo që përgjatë historisë ka shtyrë anembanë botës me dhjetëra mijëra njerëz intelektualë, meshkuj e femra, ta përqafojnë Islamin?

Fatbardhësisht, ka dokumente të formateve të ndryshme që dëshmojnë për mënyrën sesi ata e pranuan Islamin?

Sipas raporteve më të reja amerikane dhe perëndimore, Islami është feja me rritjen më të shpejtë në botë.

Atëherë, përse Islami?

### *d) Barazia në Islam*

﴿يَا أَيُّهَا النَّاسُ إِنَّا خَلَقْنَاكُمْ مِنْ ذَكَرٍ وَأُنْثَى وَجَعَلْنَاكُمْ شُعُوبًا وَقَبَائِلَ
لِتَعَارَفُوا إِنَّ أَكْرَمَكُمْ عِنْدَ اللَّهِ أَتْقَاكُمْ إِنَّ اللَّهَ عَلِيمٌ خَبِيرٌ﴿١٣﴾﴾

**"O njerëz! Në të vërtetë, Ne ju krijuam ju prej një mashkulli dhe një femre dhe ju bëmë popuj e fise, për ta njohur njëri-tjetrin. Më i nderuari prej jush tek Allahu është ai që i frikësohet më shumë Atij.**

**Vërtet, Allahu është i Gjithëdijshëm dhe për Atë asgjë nuk është e fshehtë."** (El Huxhurat, 13)

Këtë botëkuptim madhështor dhe të mrekullueshëm të barazisë në Islam e ka konfirmuar edhe profeti Muhamed ﷺ në hytben e Haxhillëkut Lamtumirës:

*"O njerëz! Me të vërtetë, Zoti juaj është Një, edhe babai juaj është një. Të gjithë ju jeni nga Ademi, ndërsa Ademi është prej dheu. Arabi nuk ka dallim kundrejt joarabit e as joarabi kundrejt arabit, as i bardhi kundrejt të ziut e as i ziu kundrejt të bardhit, përveçse në devotshmëri!"*

Krahas kësaj, Islami na nxit të mos urrejmë të tjerët që dallojnë prej nesh në racë, ngjyrë, sy apo përkatësi etnike. Islami ofron trajtim praktik për zgjidhjen e konfliktit ndëretnik dhe dallimit racor prej të cilit vuan njerëzimi.

Në Islam i ziu dhe i bardhi janë vëllezër nga lloji njerëzor. Që të gjithë ata janë fëmijë të një babai dhe nëne, Ademit dhe Havasë, *alejhima selam*. Ademi është krijuar prej dheu, rrjedhimisht edhe ne jemi të tillë dhe në dhé do të shndërrohemi kur të vdesim.

Ky është mësim i rëndësishëm që nxjerrim dhe përfitojmë nga mësimet e përmendura sipër nga Kurani e Suneti si dhe nga rasti i Malkolm X kur shkoi për ta kryer haxhillëkun. Atëherë, përse kjo mendjemadhësi dhe kryeneçësi nga disa njerëz?!

***e) Universalizmi dhe uniteti i Mesazhit***

﴿قُولُوا آمَنَّا بِاللَّهِ وَمَا أُنْزِلَ إِلَيْنَا وَمَا أُنْزِلَ إِلَى إِبْرَاهِيمَ وَإِسْمَاعِيلَ وَإِسْحَاقَ وَيَعْقُوبَ وَالْأَسْبَاطِ وَمَا أُوتِيَ مُوسَى وَعِيسَى وَمَا أُوتِيَ النَّبِيُّونَ مِنْ رَبِّهِمْ لَا نُفَرِّقُ بَيْنَ أَحَدٍ مِنْهُمْ وَنَحْنُ لَهُ مُسْلِمُونَ﴿١٣٦﴾﴾

**“Thoni: “Ne besojmë në Allahun, në atë që na është shpallur neve (Kuranin), në atë që i është shpallur Ibrahimit, Ismailit, Is’hakut, Jakubit dhe Esbatëve (12 bijve të Jakubit), në atë që i është dhënë Musait e Isait dhe në atë që u është dhënë profetëve nga Zoti i tyre. Ne nuk bëjmë kurrfarë dallimi midis tyre dhe vetëm Allahut i përulemi.”** (El Bekare, 136)

Muslimanët besojnë në të gjithë profetët dhe i duan që të gjithë, duke filluar nga Ademi, Nuhu, Ibrahimi, Ismaili, Is’haku, Jakubi, Musai, Isai e deri te Muhamedi, *alejhim selam*. Muhamedi ﷺ thoshte:

"أنا أولى الناس بعيسى بن مريم، الأنبياء إخوة من علات، أمهاتهم شتى ودينهم واحد وليس بيننا نبي."

*“Unë jam më i afërmi i Isait, të birit të Merjemes. Profetët janë sikurse vëllezërit prej një babai: nënat i kanë të ndryshme, por fenë e njëjtë. Ndërmjet nesh (Isait dhe meje) nuk ka profet.”*

Atëherë, cila është kjo fe e vërtetë, universale dhe fe e vetme për të gjithë profetët e Allahut?

## Ajete të tjera të bukura për t'u medituar

Bukuria, ëmbëlsia dhe qartësia kuranore nuk kanë kufij. Më lejoni t'jua paraqes disa ajete pa bërë kurrfarë ndërhyrjeje, komenti apo shpjegimi, ndërkohë prej jush kërkoj të ndaleni për meditim e përsiatje, në mënyrë që të zbulojmë thesare dhe xhevahire të tjera të Kuranit.

***f) Allahu dhe i Dërguari i Tij:***

﴿هُوَ الَّذِى أَرْسَلَ رَسُولَهُ بِالْهُدَى وَدِينِ الْحَقِّ لِيُظْهِرَهُ عَلَى الدِّينِ كُلِّهِ وَكَفَى بِاللَّهِ شَهِيدًا ۝٢٨﴾

**"Është Ai që e ka çuar të Dërguarin e Vet me Udhëzimin dhe fenë e vërtetë..."** (El Fet'h, 28)

﴿مَا كَانَ مُحَمَّدٌ أَبَا أَحَدٍ مِنْ رِجَالِكُمْ وَلَكِنْ رَسُولَ اللَّهِ وَخَاتَمَ النَّبِيِّينَ وَكَانَ اللَّهُ بِكُلِّ شَىْءٍ عَلِيمًا ۝٤٠﴾

**"Muhamedi nuk është babai i askujt prej burrave tuaj, por është i Dërguari i Allahut dhe vula e profetëve; Allahu është i Gjithëdijshëm për çdo gjë."** (El Ahzab, 40)

*g) Qetësia shpirtërore dhe Xheneti*

﴿هُوَ الَّذِي أَنْزَلَ السَّكِينَةَ فِي قُلُوبِ الْمُؤْمِنِينَ لِيَزْدَادُوا إِيمَانًا مَعَ إِيمَانِهِمْ وَلِلَّهِ جُنُودُ السَّمَاوَاتِ وَالْأَرْضِ وَكَانَ اللَّهُ عَلِيمًا حَكِيمًا۝٤ لِيُدْخِلَ الْمُؤْمِنِينَ وَالْمُؤْمِنَاتِ جَنَّاتٍ تَجْرِي مِنْ تَحْتِهَا الْأَنْهَارُ خَالِدِينَ فِيهَا وَيُكَفِّرَ عَنْهُمْ سَيِّئَاتِهِمْ وَكَانَ ذَلِكَ عِنْدَ اللَّهِ فَوْزًا عَظِيمًا۝٥﴾

**"Është Ai, që zbriti qetësi në zemrat e besimtarëve, për t'ua forcuar besimin, krahas besimit që patën. Të Allahut janë ushtritë e qiejve dhe të Tokës; Allahu është i Gjithëdijshëm dhe i Urtë. (Ai e bëri këtë) për t'i çuar besimtarët dhe besimtaret në kopshte nëpër të cilat rrjedhin lumenj e ku do të qëndrojnë përherë, si dhe që t'ua falë gjynahet atyre. Kjo, në sytë e Allahut, është fitorja më e madhe."** (El Fet'h, 4-5)

﴿يَا أَيَّتُهَا النَّفْسُ الْمُطْمَئِنَّةُ۝٢٧ ارْجِعِي إِلَى رَبِّكِ رَاضِيَةً مَرْضِيَّةً۝٢٨ فَادْخُلِي فِي عِبَادِي۝٢٩ وَادْخُلِي جَنَّتِي۝٣٠﴾

**"O ti shpirt i qetësuar! Kthehu te Zoti yt, ti i kënaqur me Atë dhe Ai kënaqur me ty! Bashkohu me robërit e Mi dhe hyr në Xhenetin Tim!"** (El Fexhr, 27-30)

*h) Burrat dhe gratë*

﴿إِنَّ الْمُسْلِمِينَ وَالْمُسْلِمَاتِ وَالْمُؤْمِنِينَ وَالْمُؤْمِنَاتِ وَالْقَانِتِينَ وَالْقَانِتَاتِ وَالصَّادِقِينَ وَالصَّادِقَاتِ وَالصَّابِرِينَ وَالصَّابِرَاتِ وَالْخَاشِعِينَ وَالْخَاشِعَاتِ وَالْمُتَصَدِّقِينَ وَالْمُتَصَدِّقَاتِ وَالصَّائِمِينَ وَالصَّائِمَاتِ وَالْحَافِظِينَ فُرُوجَهُمْ وَالْحَافِظَاتِ وَالذَّاكِرِينَ اللَّهَ كَثِيرًا وَالذَّاكِرَاتِ أَعَدَّ اللَّهُ لَهُمْ مَغْفِرَةً وَأَجْرًا عَظِيمًا﴿٣٥﴾﴾

**“Me të vërtetë që për muslimanët dhe muslimanet, besimtarët dhe besimtaret, të bindurit ndaj Allahut dhe të bindurat ndaj Allahut, të drejtët (të sinqertët) dhe të drejtat (të sinqertat), duruesit dhe durueset, të përulurit dhe të përulurat, mirëbërësit dhe mirëbërëset, agjëruesit dhe agjërueset, ruajtësit e nderit dhe ruajtëset e nderit, përmendësit e Allahut vazhdimisht dhe përmendëset, pra, për të gjithë këta Allahu ka përgatitur falje dhe shpërblim të madh.”** (El Ahzab, 35)

﴿وَمَنْ يَعْمَلْ مِنَ الصَّالِحَاتِ مِنْ ذَكَرٍ أَوْ أُنْثَى وَهُوَ مُؤْمِنٌ فَأُولَئِكَ يَدْخُلُونَ الْجَنَّةَ وَلَا يُظْلَمُونَ نَقِيرًا﴿١٢٤﴾﴾

**“Dhe kushdo që bën vepra të mira, qoftë ai mashkull apo femër, duke qenë besimtar, do të hyjë në Xhenet dhe nuk do t’i bëhet asnjë padrejtësi.”** (En Nisa, 124)

### *i) Mësime madhështore*

﴿وَسَارِعُوا إِلَى مَغْفِرَةٍ مِنْ رَبِّكُمْ وَجَنَّةٍ عَرْضُهَا السَّمَاوَاتُ وَالْأَرْضُ
أُعِدَّتْ لِلْمُتَّقِينَ۝١٣٣ الَّذِينَ يُنْفِقُونَ فِي السَّرَّاءِ وَالضَّرَّاءِ وَالْكَاظِمِينَ الْغَيْظَ
وَالْعَافِينَ عَنِ النَّاسِ وَاللَّهُ يُحِبُّ الْمُحْسِنِينَ۝١٣٤ وَالَّذِينَ إِذَا فَعَلُوا فَاحِشَةً أَوْ
ظَلَمُوا أَنْفُسَهُمْ ذَكَرُوا اللَّهَ فَاسْتَغْفَرُوا لِذُنُوبِهِمْ وَمَنْ يَغْفِرُ الذُّنُوبَ إِلَّا اللَّهُ
وَلَمْ يُصِرُّوا عَلَى مَا فَعَلُوا وَهُمْ يَعْلَمُونَ۝١٣٥ أُولَئِكَ جَزَاؤُهُمْ مَغْفِرَةٌ مِنْ رَبِّهِمْ
وَجَنَّاتٌ تَجْرِي مِنْ تَحْتِهَا الْأَنْهَارُ خَالِدِينَ فِيهَا وَنِعْمَ أَجْرُ الْعَامِلِينَ۝١٣٦﴾

**“Bindjuni Allahut dhe të Dërguarit, për të shpresuar mëshirën (e Allahut). Nxitoni drejt faljes së gjynaheve nga Zoti juaj dhe Xhenetit, hapësira e të cilit është sa qiejt e Toka dhe që është përgatitur për të devotshmit, të cilët japin lëmoshë edhe kur janë në mirëqenie, edhe kur janë në vështirësi, e mposhtin zemërimin dhe ua falin fajet njerëzve. Allahu i do bamirësit. Për ata që, kur bëjnë vepra të turpshme ose i bëjnë dëm vetes, e kujtojnë Allahun, i kërkojnë falje për gjynahet e tyre – e kush i fal gjynahet përveç Allahut? - dhe nuk ngulmojnë me vetëdije në gabimet që kanë bërë, pra, për këta do të ketë si shpërblim falje madhështore (të gjynaheve) nga ana e Zotit të tyre dhe kopshte, nëpër të cilët rrjedhin lumenj dhe ku do të qëndrojnë përherë.**

**Sa shpërblim i bukur është ky për ata që punojnë (vepra të bukura)!"** (Ali Imran, 133-136)

***j) Urdhëresa dhe ndalesa***

﴿... لَا تَعْبُدُونَ إِلَّا اللَّهَ وَبِالْوَالِدَيْنِ إِحْسَانًا وَذِى الْقُرْبَى وَالْيَتَامَى وَالْمَسَاكِينِ وَقُولُوا لِلنَّاسِ حُسْنًا...﴾

**"... se do të adhuroni vetëm Allahun, do të silleni mirë me prindërit, të afërmit, jetimët dhe të varfrit, do t'u thoni fjalë të mira njerëzve..."** (El Bekare, 83)

***k) Përmendja (e Allahut) dhe qetësia shpirtërore***

﴿الَّذِينَ آمَنُوا وَتَطْمَئِنُّ قُلُوبُهُم بِذِكْرِ اللَّهِ أَلَا بِذِكْرِ اللَّهِ تَطْمَئِنُّ الْقُلُوبُ ﴿٢٨﴾﴾

**"Ata që besojnë dhe zemrat e të cilëve, kur përmendet Allahu, qetësohen. Vërtet, zemrat qetësohen me përmendjen e Allahut!"** (Err Rrad, 28)

Në mbyllje të kësaj pjese, do të doja të them se pavarësisht asaj që dimë apo kemi mësuar për mirësitë, mrekullitë dhe të vërtetat e Kuranit, megjithatë, në krahasim me thesarin që përmban ai, janë pak. Ato janë burim i pashtershëm dhe sa herë që ne zbulojmë domethënie të reja të Kuranit, na

duket sikur po e lexojmë për herë të parë. E tillë është mrekullia kuranore.

Gjithashtu, për të mos u zgjeruar shumë dhe për të mos dalë nga qëllimi dhe tema bosht e librit, kam shmangur aspekte të tjera të rëndësishme që kanë të bëjnë me ruajtjen e Kuranit nga ndryshimet përgjatë historisë, mrekullitë gjuhësore, shkencore, shpirtërore dhe mjekësore të tij. Po ashtu, nuk jam marrë as me aspekte që lidhen me besimin, fikhun (të drejtën juridike islame), trashëgiminë, marrëdhëniet dhe moralin e etikën që përfitohen nga Kurani.

# Pjesa IV:

# INTERMEXO: KONTRIBUT I ÇMUAR

## FEJA E ADEMIT DHE HAVASË

Shkruar nga Linda Barto[2]

Një ndër shumë aspektet e bukurisë së fesë islame zbulohet atëherë kur kupton se Allahu i Lartësuar nuk i ka krijuar njerëzit si krijesa shpirtërore për t'i lënë që pas njëfarë kohe vetë të meditojnë për çështjen e tyre dhe kështu ta njohin qëllimin e krijimit. Jo. Allahu na i ka dhuruar mendjet (arsyet), që kërkojnë shpjegime, në mënyrë që ta hulumtojmë të vërtetën. Secilin prej nesh, qoftë mashkull apo femër, e ka ndihmuar me ndonjë burim udhëzimi, që nuk shteret për aq kohë sa ai/ajo vazhdon të pijë në të. Nëpërmjet meditimit në madhështinë e Allahut, (respektivisht krijimtarinë e Tij) ne shohim nurin e Tij tek rrezaton mëshirë, mirësi dhe drejtësi, kurse me hijet e tij te shpirtrat tanë përçon një besim të plotë, dhuruar nga Allahu.

Këtë botë dhe ç'ka në të Allahu e ka krijuar për të mirën dhe interesin e njerëzimit, rrjedhimisht këtu nuk ka asgjë për t'u çuditur nëse thuhet se në

---

[2]Linda Barto është poete, shkrimtare dhe artiste amerikane.

kuadër të kësaj përfshihet edhe feja e vërtetë dhe e përkryer.

Atëherë, cila është feja që Allahu e ka zgjedhur dhe e ka pëlqyer për Ademin dhe Havanë?

Sipas Kuranit, fenë që Allahu e ka pëlqyer për robërit e Tij është ajo e nënshtrimit absolut, që në arabisht thirret Islam. Kurani e ka quajtur edhe Mileti i Ibrahimit, mikut të Allahut, atij që veten ia dorëzoi tërësisht Allahut.

Nga këndvështrimi islam, çdo njeri lind me shpirt që t'i nënshtrohet dhe t'i dorëzohet Allahut të Lartësuar. Ai është i lirë për të zgjedhur rrugën e besimit apo atë të lajthitjes nga besimi dhe veprat e mira, për çka edhe është krijuar.

Në një periudhë jetësore njeriu duhet të marrë vendim personal nëse do të vazhdojë të jetë i nënshtruar ndaj Allahut apo do të zhytet në një jetë të korruptuar nga materializmi, egoizmi, shfrenimi dhe shthurja (dhënia pas epsheve e kënaqësive). Natyrisht, shumë njerëz devijojnë nga rruga e drejtë nëpërmjet prindërve të tyre që nuk janë muslimanë apo për shkak të kushteve të këqijave dhe rrethanave tragjike të zhveshura nga përkujdesja shpirtërore. Pikëpamja islame për botëkuptimin e Zotit shpjegon se Allahu është Ai që gjykon e vendos për njerëzit, madje për secilin sipas besimit

dhe veprës së tij. Mu për këtë, ne jemi të bindur në drejtësinë e vendimeve dhe gjykimeve të Tij në Ditën e Llogarisë.

Kur njeriu i dorëzohet Allahut në tërësi, atëherë ai i ofron Allahut me sinqeritet çdo gjë të qenies së vet: mendjen, trupin dhe shpirtin. Andaj, ruajtja që njeriu ia bën shpirtit të tij nëpërmjet faljes së namazit dhe kryerjes së adhurimeve të tjera ka rëndësi jetike. Në këtë kontekst, të ushqyerit e mendjeve tona me dije e njohuri të dobishme, si dhe përkushtimi për një fizik të shëndoshë është e një rëndësie të veçantë.

Përveç kësaj, Islami ta jep mundësinë ta njohësh veten dhe të jesh ashtu siç të ka krijuar dhe siç dëshiron Allahu. Me pranimin e Islamit, ti, në fakt, i kthehesh natyrës sate të vërtetë, mu ashtu sikur të kishe hequr plaçkat e tua të rënda dhe të vazhdoje rrugën në të cilën ke filluar të ecësh që kur e ke nisur këtë jetë.

Të vërtetat shndritëse të Islamit mund ta shpjegojnë të vërtetën e çdo feje dhe ndihmojnë njerëzit të dallojnë të vërtetën nga e kota dhe ta hedhin pas shpine këtë të fundit.

Pranimi i Islamit tashmë është bërë çështje universale.

## Pjesa V:

## A E KE ZBULUAR TË VËRTETËN PËR PROFETIN E FUNDIT?

Muhamedi, i biri i Abdullahut, lindi në Mekë rreth vitit 570. Në mesin e popullit të tij njihej si **i sinqerti, besniku**.

Në moshën dyzetvjeçare Xhibrili ia solli shpalljen. Në fillim të misionit në Islam u urdhërua ta thërriste familjen, fisin dhe të afërmit, duke filluar me bashkëshorten e vet, Hatixhen, *radijallahu anha*. Më pas urdhri i erdhi për t'i ftuar të gjithë njerëzit në Islam. Në vazhdim, gjatë tërë jetës së tij, Profeti ﷺ e përcolli fenë te njerëzit e tjerë. Ishte shembull i mirë dhe model i përkryer për njerëzit. Në vitin 632, kur kishte mbushur 63 vjet, kaloi në amshim.

Profeti Muhamed ﷺ është vula e profetëve dhe njëherësh Profeti i fundit, të cilin Allahu e dërgoi si vërtetues të shpalljeve të mëhershme, duke përfshirë këtu edhe shpalljen e Isait, *alejhi selam*.

Kurani dëshmon se Muhamedi ﷺ është i Dërguari i Allahut dhe vulë e profetëve. Si konfirmim të lidhjes së fortë ndërmjet tij dhe Isait, *alejhi selam*, profeti Muhamed ﷺ thotë:

"وَإِذَا آمَنَ بِعِيسَى ثُمَّ آمَنَ بِي فَلَهُ أَجْرَانِ."

*"... dhe kur të besojë në Isain e pastaj të besojë në mua, atëherë ai ka dy shpërblime."*

Po ashtu thotë:

"أنا أولى الناس بابن مريم والأنبياء أولاد علات ليس بيني وبينه نبي."

*"Unë jam më i afërmi i të birit të Merjemes (Isait). Profetët janë (si) vëllezër (nga babai). Ndërmjet meje dhe atij (Isait) nuk ka profet."*

Këto hadithe profetike na flasin për respektin dhe fjalët miradije që profeti Muhamed kishte për profetin Isa. Kjo është nga aspekti tjetër dëshmi për profecinë e Isait në Bibël për ardhjen e profetit Muhamed: "Por, unë po jua them të vërtetën: është më mirë për ju të shkoj, sepse, po s'shkova, Mbrojtësi nuk do të vijë te ju, kurse, po shkova, do ta dërgoj te ju. E kur të vijë Ai, do ta vërtetojë se bota e ka gabim në lidhje me mëkatin, me drejtësinë dhe me dënimin. Në lidhje me mëkatin - pse nuk besojnë në mua, në lidhje me drejtësinë, - pse po shkoj tek Ati dhe nuk do të më shihni më. Në lidhje me dënimin, pse princi i kësaj bote u dënua. Kam edhe shumë të tjera për t'ju thënë, por tani s'mund t'i kuptoni. E kur të vijë ai - Shpirti i së Vërtetës - Ai do t'ju udhëzojë ta njihni tërë të Vërtetën. Ai s'do të flasë prej vetvetes, por do të flasë çka të dëgjojë dhe

do t'ju zbulojë të ardhmen. Ai do të më lëvdojë, sepse do të marrë prej simes e do t'ju zbulojë juve." (Gjoni, 16:7-14)

## PERSONALITETI MADHËSHTOR I PROFETIT MUHAMED

Liderë, shkrimtarë dhe historianë të drejtë dhe të paanshëm përgjatë gjithë historisë nuk kanë ngurruar të shfaqin mahnitjen e tyre me personalitetin shembullor të Muhamedit ﷺ, madje me të gjitha fazat e jetës së tij, nga foshnjëria deri në pleqëri, nga profetësia deri në vdekje.

Ka qenë personalitet i rrallë në moral, mëshirë, besnikëri, sinqeritet, bukuri, korrektësi dhe modesti. Fatbardhësisht, çdo detaj nga jeta e tij na është ruajtur dhe na është përcjellë në formën dhe mënyrën më të saktë të mundshme. Muhamedi ka qenë profet, i dërguar, mësues, reformator, udhëzues për moralin e lartë, shëmbëlltyrë e përsosur, burrështetas, komandant, shok i sinqertë, mik bujar, bashkëshort i ndershëm, prind i mëshirshëm. Rama Krishna, filozof indian, në librin e tij *Muhamedi, profeti i Islamit*, Muhamedin ﷺ e përshkuan kësisoj:

"Pothuajse është e pamundur që ta përthekojmë plotësisht personalitetin e Muhamedit, por, me një

vështrim sipërfaqësor, e tëra që mund të bëj është që të kap disa pamje ose inserte të shpejta nga jeta e tij. Sa prezantim dinamik dhe i shpejtë i pamjeve dhe skenave madhështore rreth personalitetit të Muhamedit: Ky është Muhamedi profet, Muhamedi luftëtar, Muhamedi tregtar, Muhamedi burrështetas, Muhamedi ligjërues i shkathët dhe orator, Muhamedi reformator, Muhamedi strehues jetimësh, Muhamedi mbrojtës dhe avokat i skllevërve, Muhamedi emancipues i femrës, Muhamedi udhëheqës dhe gjykatës, Muhamedi mik (dhe i dashur i Zotit). Në të gjitha këto funksione dhe role madhështore dhe në të gjitha këto fusha humane ai ka qenë hero pa dallim."

Krahas kësaj, historianë të paanshëm dhe të drejtë kanë përmendur se Muhamedi ﷺ për një periudhë relativisht të shkurtër prej 23 vjetësh ka arritur ta reformojë Gadishullin Arabik, respektivisht:

- Nga idhujtaria dhe adhurimi i putave ta sjellë gjendjen e monoteizmit dhe adhurimit të një Zoti,
- Nga konfliktet dhe luftërat fisnore të bëjë bashkimin dhe unitetin,
- Nga konsumimi i rakisë dhe prishjes së moralit të mbjellë vlerat, virtytet dhe devotshmërinë,

- Nga gjendja kaotike dhe çrregullimi të bëjë një jetë të organizuar dhe të kontrolluar,
- Nga degradimi moral të sjellë standardet më të larta dhe më të përsosura të moralit.

Historia njerëzore nuk ka përjetuar kurrë një ndryshim dhe reformim të tillë në asnjë shoqëri apo vend, as para, as pas. Të gjitha këto punë madhore janë kryer vetëm brenda dy dekadash.

## MUHAMEDI ﷺ NË LIBRAT E SHENJTË

Ky libër, ndonëse nuk mëton apriori që të sjellë profetësitë e librave të mëhershëm për ardhjen e Muhamedit ﷺ, megjithatë, bazuar në përvojat e dijetarëve të mëparshëm që kanë cituar këta libra dhe profetësitë në fjalë, do të sjellim disa prej tyre, që gjenden te çifutët, të krishterët, budistët dhe të tjerët.

David Benjamin, prift i kthyer në musliman, që tashmë ka marrë emër të ri, Abdulehad Davud, në librin e tij *Muhamedi në Bibël*, duke komentuar profetësinë për paraqitjen e një profeti sikur Musai, *alejhi selam*, thotë: "Në Ligjin e Përtërirë, përkatësisht në kapitullin 18, citati 18, ne lexojmë: "Unë do të nxjerr për ta një profet nga gjiri i vëllezërve të tyre dhe do të vë në gojën e tij fjalët e mia, dhe ai do t'u thotë atyre të gjitha ato që unë do

t'i urdhëroj." Nëse këto fjalë nuk interpretohen për Muhamedin (paraqitjen e tij), atëherë ato mbesin të parealizuara, sepse Isai nuk ka pretenduar se është profeti që aludohet në këtë tekst."

Pastaj, sipas bindjeve të Kishës, Isai, *alejhi selam*, do të paraqitet si gjykues e jo si ligjvënës. Ndërkaq, profeti i premtuar (paralajmëruar në profetësi) do të vijë me një "ligj të zjarrtë" në "dorën e tij të djathtë."(Ligji i Përtërirë, 33:2)

Dijetarët muslimanë kanë konfirmuar se kjo profetësi nuk përputhet me askënd tjetër përveçse me ardhjen e Muhamedit ﷺ për shkak të ngjashmërive që ka ndërmjet Musait dhe Muhamedit, disa prej të cilave do të mund t'i përmblidhnim në pikat vijuese:

- Emri i tyre fillon me shkronjë të njëjtë, M,
- Procesi i lindjes së tyre dhe zhvillimit të jetës (martesa, detyrat dhe vdekja e natyrshme) janë të ngjashme,
- Që të dy kanë qenë profetë, të dërguar, komandantë, gjykatës, burrështetas dhe kanë ardhur me ligj të ri, kurse Isai, *alejhi selam*, nuk ka ngjashmëri me Musain, respektivisht lindja, detyra dhe përfundimi nuk kanë qenë sikur të Musait, *alejhi selam*. Isain pasuesit e tij e marrin për Zot. Pastaj, ai nuk është martuar, nuk e ka qeverisur

popullin e tij, nuk ka marrë pjesë në beteja dhe luftëra sikurse Musai, *alejhima selam*.

Ajo që ia vlen të nënvizohet këtu është teksti biblik "... një profet nga gjiri i vëllezërve të tyre..." (Ligji i Përtërirë, 18:18), i cili aludon për një profet nga vëllezërit e izraelitëve, pra të bijtë e profetit Ismail, *alejhi selam*. Përveç kësaj, në *Dhiatën e Re*, Isai, *alejhi selam*, përgëzon për ardhjen e një 'ngushëlluesi të ri', të cilin e ka quajtur kështu tekstualisht: "Megjithatë unë ju them të vërtetën: është mirë për ju që unë të shkoj, sepse, po nuk shkova, nuk do të vijë te ju Ngushëlluesi; por, po shkova, unë do t'jua dërgoj. Dhe kur të ketë ardhur, ai do ta bindë botën për mëkat, për drejtësi dhe për gjykim. Për mëkat, sepse nuk besojnë në mua; për drejtësi, sepse unë po shkoj tek Ati dhe nuk do të më shihni më; për gjykim, sepse princi i kësaj bote është gjykuar. Kam edhe shumë gjëra të tjera për t'ju thënë, por ato ende ju nuk mund t'i mbani. Por, kur të vijë ai, Fryma e së vërtetës, ai do t'ju prijë në çdo të vërtetë, sepse ai nuk do të flasë nga vetja, por do të thotë gjitha ato gjëra që ka dëgjuar dhe do t'ju kumtojë gjërat që do të vijnë. Ai do të më përlëvdojë, sepse do të marrë prej meje dhe do t'jua kumtojë." (Gjoni, 16:7-14)

Atëherë, kush është ngushëlluesi i fundit që vjen pas Isait?

Dijetarët muslimanë konfirmojnë se është Muhamedi sepse është i vetmi që përgëzimi apo paralajmërimi në fjalë i përgjigjet atij, dhe këtë për shkaqet në vijim:

- Aludimi i Isait për 'ngushëlluesin tjetër' nuk i përgjigjet shpirtit të shenjtë sepse shpirti i shenjtë, sipas të krishterëve që besojnë në trini, është pjesë e trinisë, që, sipas Biblës, ka qenë para dhe gjatë misionit të Isait në kohën kur 'ngushëlluesi tjetër' ka ardhur pas Isait, *alejhi selam*. Përveç kësaj, Muhamedi ﷺ ka ardhur për të tërhequr vërejtjen nga rënia në mëkate, si dhe për të urdhëruar për punë të mira, njëherazi ka qenë edhe gjykatës e udhëheqës i njerëzve.
- Muhamedi ﷺ ka udhëzuar njerëzit drejt së vërtetës absolute sa i përket Zotit të vetëm dhe të vërtetë, sikurse që i ka drejtuar nga e vërteta e jetës dhe qëllimi i saj, pastaj u ka folur për të vërtetën e vdekjes, botës tjetër, jetës së përhershme, e të vërteta të tjera.
- Gjithashtu, Muhamedi ﷺ na ka informuar për profetësi dhe mrekulli të shumta që ia ka dhënë dhe ia ka mësuar Allahu, i Cili e ka dërguar.
- Muhamedi ﷺ ishte një profet që nuk fliste sipas qejfit të vet, por sipas asaj që dëgjonte dhe pranonte nga Allahu, kurse Kuranin e lexonte me emrin e Allahut (Bismilahi Rrahmani Rrahim). Kjo

është një profetësi tjetër e Biblës për Muhamedin ﷺ, në të cilën qëndron: "... fjalët e mia që ai thotë <u>në emrin Tim</u>..." (Ligji i Përtërirë, 18:19) Kaptinat kuranore fillojnë me Bismilahi Rrahmani Rrahim (Me emrin e Allahut, të Gjithëmëshirshmit, Mëshirëplotit).

- Muhamedi dhe Kurani e kanë lëvduar dhe e kanë ngritur në pozita të larta Isain, sikur që muslimanët, në shenjë respekti e nderimi për të, përveç tjerash, edhe emërtojnë fëmijët e tyre me emrin e tij.

Krahas kësaj që përmendëm, kur çifutët i kërkuan shpjegim Gjon Pagëzorit për veten e tij, pra se kush ishte: "Dhe kjo është dëshmia e Gjonit, kur judenjtë i dërguan nga Jerusalemi priftërinj dhe levitë për ta pyetur: "Kush je ti?" Ai edhe e rrëfeu, edhe nuk e mohoi, dhe rrëfeu: "Unë nuk jam Krishti" Atëherë ata e pyetën: "Kush je, pra? A je Elia?" Ai tha: "Nuk jam!" "Je ti profeti?" Dhe ai përgjigjej: "Jo!" (Gjoni, 1:19-21)

Dijetarët muslimanë konsiderojnë se ky tekst biblik aludon në profetin Muhamed, ﷺ.

Në disa kopje të Biblës gjejmë këtë pyetje:

"A je ti ai profeti?"

Gjoni përgjigjet: "Assesi."

Atëherë, kush është ai profet (i aluduar)?

Me qartësinë më të madhe, teksti në fjalë nuk e aludon as Gjonin (Jahjain), as Isain, *alejhima selam*, siç shprehet vetë Gjoni.

Pas kësaj, një hulumtues i cili kërkon të vërtetën me sinqeritet, urtësi dhe besnikëri, duhet të parashtrojë këtë pyetje me objektivizëm:

**Cili është ai profet?**

Cili është profeti që ka ardhur pas Gjonit (Jahjait) e Isait, *alejhima selam*, që të kumtojë mesazhin autentik dhe të pastër rreth Zotit Një dhe të vërtetë, Zotit të Vetëm, që nuk ka shok e as ortak.

**AI ËSHTË MUHAMEDI ﷺ.**

Në fakt, tema rreth profetësive biblike për profetin Muhamed është temë e rëndësishme dhe provokuese. Ajo është rrahur e trajtuar bukur shumë në punime të ndryshme, libra, hulumtime, artikuj, programe televizive dhe të tjera. Tanimë janë shumë të pranishme edhe në internet, kështu që, nëse dëshiron të dish më shumë për këtë temë, lirisht mund t'u drejtohesh portaleve të besueshme islame, disa prej të cilave do t'i përmendim në fund të këtij libri.

## SHKËPUTJE NGA FJALËT QË JANË THËNË PËR PROFETIN MUHAMED

Përgjatë historisë fjalët që janë thënë dhe materialet që janë shkruar për Muhamedin ﷺ janë të shumta. Në vazhdim do të përmendim vetëm disa thënie të figurave të njohura, historianëve dhe personaliteteve me nam.

Historiani i njohur francez Lamartine ka thënë: "Nëse madhështia e qëllimit, thjeshtësia e mjeteve dhe arritja e rezultateve të mahnitshme janë tri kritere të gjenialitetit njerëzor, atëherë kush mund ta marrë guximin të krahasojë cilindo njeri të madh në historinë moderne me Muhamedin?!"

Lamartine e përmbyll fjalën e tij me këtë tekst të bukur: "... duke u mbështetur e duke marrë parasysh të gjitha standardet me të cilat mund të matet madhështia njerëzore, mund të shtrojmë këtë pyetje: A ka njeri më madhështor se ai?" (*Historie De La Turquie*, Paris, 1854, vëll. II, f. 276-277)

Majkëll Hart, në librin e tij për 100 personalitetet botërore me më ndikim në histori, thotë:

"Vënia e Muhamedit në krye të listës së personaliteteve më me ndikim në botë mbase mund t'i befasojë disa lexues e të tjerët t'i bëjë të pyesin për shkakun e një renditjeje të tillë, por ai ishte njeriu i vetëm në histori, i cili dukshëm ishte më i

suksesshmi, si në aspektin fetar, ashtu edhe në atë shekullar."

Majkëlli mbaron mendimin e tij me këto fjalë: "Ky kombinim i pashembullt i ndikimit shekullar dhe fetar është ai që besoj se e bëri të denjë Muhamedin që të jetë personaliteti me më së shumti ndikim në historinë njerëzore." (Michael H. Hart, *The 100: A Ranking Of The Most Influential Persons In History*)

Bernard Shou, në librin *The Genuine Islam*, në lidhje me profetin Muhamed ﷺ ka thënë: "Besoj se po të merrte sot në dorë (Muhamedi) udhëheqjen e botës moderne, do të kishte sukses në zgjidhjen e të gjitha problemeve duke mbështetur dhe duke përkrahur lumturinë dhe paqen që (aq shumë) e dëshiron njerëzimi... Ka qenë dhe vazhdon të jetë njeriu më i mirë që ka shkelur tokën. Ai thirri në Islam, themeloi shtet, ndërtoi umet (bashkësi popujsh), vendosi rregulla etike e morale dhe nisi reforma e ndryshime të shumta shoqërore e politike. Ai themeloi një komunitet të fortë e efektiv për ushtrimin dhe zbatimin e mësimeve të tij. Po ashtu, ai bëri revolucion në botën e mendimit e në sjelljet njerëzore për vitet dhe kohët që vijnë."

Mahatma Gandi ka thënë: "Jam thellësisht i bindur, më shumë se asnjëherë më parë, se s'është shpata ajo që ia siguroi Islamit vendin në botë.

Përkundrazi, janë modestia, heqja dorë nga fati i tij (asketizmi dhe mosdhënia pas luksit), korrektësia në premtim, respekti dhe sinqeriteti i madh për shokët e pasuesit, guximi dhe trimëria, besimi i patundur në Zotin dhe bindja e paluhatshme në profetësinë e tij." (*Young India*, botuar në "The Light", Lahore, 16 shtator, 1924)

Në *Enciklopedia britanike*, vëllimi 12, qëndron: "Një mori e madhe detajesh, nga burime të hershme, tregojnë se ai ishte njeri i drejtë dhe i ndershëm, i cili pati fituar respektin dhe miqësinë (dashurinë) e të tjerëve, që ishin njerëz të ndershëm dhe të drejtë. **Muhamedi është profeti dhe personaliteti më i suksesshëm (në histori).**"

Thomas Carlyle thotë: "Si ka mundësi që një njeri i vetëm të unifikojë fiset që luftonin njëra-tjetrën dhe malësorët e përçarë në një umet të fortë dhe të qytetëruar, madje në një periudhë prej më pak se dy dekadash!" (*Heroes and Heroworship*)

Xhon Espozito, në librin e tij *Islami, rruga e drejtë*, thotë: "Muhamedi është një ndër personalitetet e mëdha fetare, profet dhe themelues feje. Morali dhe personaliteti i dalluar i tij ishin shtysë për t'i besuar dhe për t'i zbatuar (mësimet e tij) si asnjëherë më parë. Fenomeni i suksesit të tij në tërheqjen dhe joshjen e ithtarëve në krijimin e një umeti dhe shteti

që arriti të sundojë Gadishullin Arabik na shpie jo vetëm në të vërtetën se ai ka qenë një strateg i mençur ushtarak, por edhe në të vërtetën (tjetër) se ai ka qenë njeri i jashtëzakonshëm... Ithtarët e vet arritën të prekin devotshmërinë, sinqeritetin, besnikërinë dhe mëshirën e tij."

Espozito shton se: "Muhamedi nuk ka themeluar fe të re." Këtë e shpjegon duke thënë: "Islami ka përvetësuar parimin e reformës dhe ka thirrur edhe njëherë në dorëzimin dhe zbatimin e plotë të urdhrit të Allahut, ashtu siç i është shpallur Muhamedit në formë të përkryer dhe përfundimtare, Profetit të fundit. Së këndejmi, sa i përket Muhamedit, Islami nuk paraqet besim të ri, por rikthimin e besimit të vërtetë dhe të saktë."

## PËRZGJEDHJE THËNIESH PROFETIKE

A të kujtohen fjalët që shkruam në pjesën e parë të këtij libri?

Botëkuptimet, aspektet dhe vlerat islame që u përmendën në pjesën e parë, në fakt, janë mësime kuranore dhe këshilla e udhëzime profetike. Në vazhdim do të sjellim disa shembuj madhështorë nga thëniet e profetit Muhamed ﷺ mes shpresën se do të kënaqeni dhe do të shijoni diç nga bukuria dhe madhështia e tyre.

"الكلمة الطيبة صدقة."

*"Fjala e mirë është lëmoshë!"* (Buhariu)

"تبسمك في وجه أخيك لك صدقة."

*"T'i buzëqeshësh vëllait në fytyrë është lëmoshë!"* (Tirmidhiu)

"إِنَّ مِنْ خِيَارِكُمْ أَحْسَنَكُمْ أَخْلاَقًا."

*"Më i përzgjedhuri prej jush është ai që ka moralin më të mirë."* (Buhariu)

"إماطة الأذى عن الطريق صدقة."

*"Largimi i pengesës nga rruga është lëmoshë."* (Buhariu dhe Muslimi)

"أفضل الإيمان الصبر والسماحة."

“*Besimi më i mirë është* (në manifestimin e dy tipareve, si:) *durimi dhe shpirtgjerësia*.” (Bejhakiu, Albani e vlerëson autentik)

“"أن رجلا سأل النبي ﷺ أي الإسلام خير؟ قال: تطعم الطعام، وتقرأ السلام على من عرفت ومن لم تعرف."

*“Një njeri e pyeti Profetin ﷺ: Cili është Islami më i mirë? Tha: “Të japësh ushqim dhe të përshëndesësh me selam atë që e njeh dhe atë që s’e njeh.”* (Buhariu)

Krahas këtyre thënieve dhe këshillave, kemi edhe shumë thënie të tjera, si:

"الراحمون يرحمهم الرحمن، ارحموا من في الأرض يرحمكم من في السماء."

*“I Gjithëmëshirshmi (Allahu) i mëshiron të mëshirshmit. Mëshironi ata që janë në Tokë, që t’ju mëshirojë Ai që është në qiell.”* (Tirmidhiu)

"لا يؤمن أحدكم حتى يحب لأخيه ما يحب لنفسه."

*“Nuk ka besuar asnjëri prej jush (plotësisht) derisa të dojë për vëllanë atë që e do për veten!”* (Buhariu dhe Muslimi)

"ليس المؤمن الذي يشبع وجاره جائع إلى جنبه."

*“Besimtari nuk është i atillë që ta ngopë veten, ndërkohë fqinji t’i ngelet i uritur.”* (Bejhakiu)

"ليس الشديد بالصرعة إنما الشديد الذي يملك نفسه عند الغضب."

*"Nuk është i fuqishëm ai që mund të tjerët, por ai që vetëpërmbahet gjatë hidhërimit!"* (*Muvetau* i imam Malikut)

"إن الله لا ينظر إلى أجسادكم ولا إلى صوركم ولكن ينظر إلى قلوبكم وأعمالكم."

*"Allahu nuk jua shikon trupat e as fizionomitë, por zemrat dhe veprat."* (Muslimi)

"خيركم خيركم لأهله وأنا خيركم لأهلي."

*"Më i miri prej jush është ai që është më i miri për familjen e tij. Ndërkohë, në mesin tuaj, unë jam më i miri për familjen time."* (Tirmidhiu)

"خياركم خياركم لنسائهم."

*"Më të zgjedhurit prej jush janë më të zgjedhurit (më respektuesit) ndaj grave të veta."* (Tirmidhiu dhe Ibn Maxhe)

"خير الناس أنفعهم للناس."

*"Njeriu më i mirë është më i dobishmi për njerëzit."* (Darekutniu)

Këta ishin thjesht disa shembuj nga thëniet e arta dhe shumë të çmueshme të profetit Muhamed ﷺ

që, në fakt, reflektojnë praktikën dhe mënyrën si sillej e si i trajtonte të tjerët. Gjithashtu, reflektohet personaliteti i rrallë dhe virtytet e tij shembullore me të cilat ishte i stolisur, si: mëshira, kujdesi, besnikëria, sinqeriteti, butësia, korrektësia, drejtësia, modestia, bujaria, falja, durimi, transparenca dhe toleranca, si dhe tipare e virtyte të tjera, me të cilat shquhej e dallohej.

Në pamundësi të përfshirjes së të gjitha atyre rrëfimeve, shembujve dhe argumenteve të shumtë që dëshmojnë e vërtetojnë këto tipare e moral të shquar të Profetit të fundit, do të mjaftohemi me një shembull, i cili shumë qartë dhe bukur na i paraqet vlerat dhe tiparet e të Dërguarit ﷺ.

- Meqë kundërshtarët e armiqtë në Mekë e refuzuan dhe e mohuan misionin e tij, misionin islam;
- Pas persekutimit, fyerjeve dhe thurjes së disa komploteve për likuidimin e tij fizik;
- Pas torturimit dhe vrasjes së një numri të madh të pasuesve dhe miqve të tij;
- Pas luftimit dhe nxjerrjes së tij dhe të shokëve të vet me dhunë nga shtëpitë, tokat dhe pasuritë e tyre;

Cili mendoni se do të ishte reagimi i Profetit ﷺ me të hyrë dhe me ta çliruar Mekën nga adhurimi i putave dhe idhujve?

Cili do të ishte vendimi i tij tashmë kur së bashku me shokët kishin realizuar triumf dhe fitore të madhe?

Ndërsa shijonin gëzimin e fitores dhe kthimit në vendin e tyre, në Mekën e nderuar, Profeti ﷺ u takua me ata që deri dje dëshironin ta vrisnin. Tani ata kishin frikë se do t'iu hakmerrej, por ai i pyeti: "Ç'mendoni se do të bëj me ju?"

-Ti je një vëlla fisnik, i biri i një vëllai fisnik,- iu përgjigjën.

-Shkoni, jeni të lirë!, - ua ktheu duke i falur Profeti i mëshirës, faljes dhe bujarisë.

A të është dhënë rasti ta dëgjosh më parë këtë tregim?

A e përjetove mëshirën e tij ﷺ?

Xhon Espozito, në përshkrimin që i bën kësaj ngjarjeje të pashembullt në histori, thotë: "Profeti shmangu hakmarrjen dhe plaçkitjen për të pranuar një zgjidhje (paqësore) me armiqtë e tij. Në vend të nxjerrjes së shpatës kundrejt hasmëve të tij të vjetër (për ndëshkim), ai ua fali. Andaj, mekasit hynë në

Islam (me vullnet të plotë), e pranuan udhëheqjen e Profetit dhe u integruan në shoqërinë islame."

Ndryshe nga ky veprim profetik kanë vepruar të ashtuquajturat shtetet e mëdha dhe të fuqishme, të cilat historikisht, por edhe në kohën e sotme, kanë bërë gjenocid dhe krime makabre në vendet e pushtuara tek sulmonin shtete e popuj të pafajshëm e paqedashës, të cilëve ua kanë plaçkitur pasuritë e ua kanë vrarë gratë, fëmijët dhe pleqtë. Kanë shkatërruar shtëpi e lagje të tëra duke mos kursyer askënd që banonte në to, madje duke përdorur armë dhe bomba të ndaluara me ligje ndërkombëtare. Nëse do fakte konkrete për këtë, atëherë ktheju historisë së Luftës së Parë dhe të Dytë Botërore kur në Evropë dhe Rusi janë vrarë miliona njerëz, kur në Japoni është përdorur bomba nukleare, për të vazhduar me historinë bashkëkohore në Irak, Siri, Burmë e në vende të tjera.

Krejtësisht ndryshe nga këto që përmendëm është çështja kur merremi me biografinë e Muhamedit ﷺ, përkatësisht zbulimin e detajeve dhe aspekteve madhështore nga jeta, morali shembullor dhe virtytet e tij të larta në kohë paqeje dhe lufte. Këto na bëjnë ta njohim më afër atë, të kemi imazh më të qartë të përmasave shumëdimensionale të personalitetit të tij dhe, si më e rëndësishmja, të

kuptojmë e të bindemi se me të vërtetë, siç ka thënë Allahu (Kurani, 21:107), ai është dërguar mëshirë për të gjitha botët. Duke folur për veten, Muhamedi ﷺ thotë:

"إنما بعثت لأتمم مكارم الأخلاق."

*"Jam dërguar për të përsosur virtytet e moralit!"*

Këtë e konfirmon edhe Kurani, që, duke na folur për Muhamedin ﷺ, thotë:

﴿وَإِنَّكَ لَعَلَىٰ خُلُقٍ عَظِيمٍ ﴿٤﴾﴾

"**Se ti je me virtyte madhore**." (El Kalem, 4)

Profeti Muhamed ﷺ është dalluar për virtyte dhe drejtësi, si në paqe, ashtu edhe në luftëra, madje këto të fundit i ka ndërmarrë për ta larguar padrejtësinë dhe pengesat që pamundësonin përçimin e mesazhit të Allahut te njerëzit. Ai i urdhëronte pasuesit dhe ushtrinë e tij me këshilla të rëndësishme, të cilat reflektojnë virtytet e larta, si:

"لا تغُلُّوا، ولا تغْدِرُوا، ولا تُمَثِّلُوا، ولا تقْتُلُوا ولِيدًا، فهذا عهْدُ اللهِ وسِيرةُ نبِيِّهِ فِيكُمْ."

*"Mos tradhtoni në prenë e luftës. Mos e prishni marrëveshjen, mos masakroni, mos vritni fëmijë, sepse kjo është kontrata e Allahut dhe tradita e sjellja e Profetit të Tij në mesin tuaj."*

"اغْزُوا بِاسْمِ اللهِ فِي سبِيلِ اللّهِ، ولا تغُلُّوا، ولا تغْدِرُوا، ولا تمْثُلُوا، ولا تقْتُلُوا ولِيدًا، أوِ امْرأةً، ولا كبِيرًا فانِيًا، ولا مُنْعزِلاً بِصوْمعةٍ."

*"Luftoni me emrin e Allahut dhe mos tradhtoni në prenë e luftës. Mos e prishni marrëveshjen, mos masakroni, mos vritni fëmijë, gra, burra të thyer në moshë e as adhurues të mbyllur në eremi (faltore)."*

"أُوصِيكُمْ بِتَقْوَى اللَّهِ لا تَعْصُوا، وَلا تَغُلُّوا، وَلا تَجْبُنُوا، وَلا تُغْرِقُوا نَخْلا، وَلا تَحْرِقُوا زَرْعًا، وَلا تَحْبِسُوا بَهِيمَةً، وَلا تَقْطَعُوا شَجَرَةً مُثْمِرَةً، وَلا تَقْتُلُوا شَيْخًا كَبِيرًا، وَلا صَبِيًّا صَغِيرًا، وَسَتَجِدُونَ أَقْوَامًا حَبَسُوا أَنْفُسَهُمْ لِلَّذِي حَبَسُوهَا، فَذَرُوهُمْ وَمَا حَبَسُوا أَنْفُسَهُمْ لَهُ."

*"Ju porosis për frikërespekt ndaj Allahut dhe të mos i bëni mëkat Atij, të mos tradhtoni në prenë e luftës, të mos tregoheni frikacakë, të mos i fundosni (shkatërroni me ujë) hurmat (plantacionet), të mos digjni të mbjellat, të mos zini ndonjë kafshë (për ta therur, përveçse për nevojë), të mos pritni pemë frutore, të mos mbysni plak të vjetër e as fëmijë të vogël. Kur të hasni njerëz që janë mbyllur për atë që (besojnë se është e drejtë, ndaj) janë mbyllur, t'i lini ata dhe atë për çfarë janë mbyllur."*

"لا تقتلوا صبياً ولا امرأة ولا شيخاً كبيراً ولا مريضاً ولا راهباً ولا تقطعوا مُثمراً ولا تخربوا عا مراً ولا تذبحوا بعيراً ولا بقرة الا لمأكل."

*"Mos vritni fëmijë, grua, as plak të shtyrë në moshë, të sëmurë e as murg. Mos pritni pemët, mos shkatërroni*

*ndërtesa (banimi) dhe, përveç nevojës për të ngrënë, mos therni deve e as lopë."*

"لا تقتلوا وليداً ولا امرأة ولا كبيراً فانياً ولا منعزلاً بصومعة ولا تقربوا نخلاً ولا تقطعوا شجراً ولا تهدموا بناءً."

*"Mos vritni foshnjë, grua, plak të thyer në moshë e as adhurues të mbyllur në faltore. Mos iu afroni asnjë plantacioni hurmash, mos pritni pemë dhe mos shkatërroni ndërtesë."*

Këto janë disa rekomandime, virtyte të larta dhe morale madhështore islame që Muhamedi ﷺ i ka praktikuar kur ka kaluar në gjendje lufte. Së këndejmi, të gjithë atyre që shkelin këto rekomandime dhe vlera duke pretenduar Islamin, duke ia atribuuar atij terrorizmin dhe vrasjen e të pafajshmëve, së pari duhet verifikuar përkatësia e tyre islame dhe e vërteta përkitazi me ndjekjen e Muhamedit ﷺ. Ndërkaq, atyre që e akuzojnë Islamin dhe muslimanët për terrorizëm, dhunë, vrasje dhe akuza të tjera të paqëndrueshme, duhet verifikuar thëniet dhe shpifjet e tyre duke shfaqur dhe duke reflektuar në të gjitha rastet, vendimet, ngjarjet, manifestimet dhe qëndrimet tona objektivizëm, sinqeritet, korrektësi, drejtësi dhe besnikëri.

# Pjesa VI: EMRAT E BUKUR TË ALLAHUT

Allahu i Madhëruar në Kuran na ka rrëfyer për emra dhe cilësi të Tij. I Dërguari i Tij, Muhamedi ﷺ na i ka shpjeguar këta emra e cilësi, na ka nxitur për përmendjen e tyre si dhe lavdërimin e Allahut dhe lutjen drejtuar Atij me ta. Allahu i Lartësuar thotë:

﴿وَلِلَّهِ الْأَسْمَاءُ الْحُسْنَى فَادْعُوهُ بِهَا وَذَرُوا الَّذِينَ يُلْحِدُونَ فِي أَسْمَائِهِ﴾

**"Allahut i përkasin emrat më të bukur, andaj thirreni Atë (luteni Atë) me ta dhe largohuni nga ata që i shtrembërojnë emrat e Tij."** (El Araf, 180)

Profeti ﷺ e luste Allahun me këto fjalë:

"... أسألك بكل اسم هو لك، سمّيت به نفسك، أو علّمته أحداً من خلقك، أو أنزلته في كتابك، أو استأثرت به في علم الغيب عندك..."

(...Es'eluke bi kul-li ismin huve lek semmejte bihi nefsek, eu al-lemtehu ehaden min halkik, eu enzeltehu fi kitabik, eu iste'therte bihi fi ilmi-l-gajbi indek...)

*"O Allahu im, të lus me çdo emër Tëndin që e ke emërtuar Veten, ia ke mësuar ndonjë krijese Tëndes, e ke shpallur në Librin Tënd ose e ke lënë në dijen Tënde të fshehtë..."* (Shënon imam Ahmedi)

Njohja e këtyre emrave dhe cilësive madhështore me të cilat përshkruhet Allahu, besimi dhe meditimi rreth tyre na bëjnë ta njohim më shumë Krijuesin tonë, të dimë më shumë rreth Tij, se Ai është Zoti i Vetëm dhe i vërtetë, se na ka krijuar dhe na ka begatuar me mirësi të shumta, si: arsyeja, zemra, të dëgjuarit, të shikuarit dhe shqisat e gjymtyrët e tjera. Kjo, sigurisht, për ta njohur të vërtetën dhe Atë që na ka krijuar, në mënyrë që ta adhurojmë me dije, ta falënderojmë dhe ta kuptojmë madhështinë e Tij. Allahu është Ai që, nëse e besojmë dhe pendohemi, na mëshiron, na i fal mëkatet. Ai është Falës dhe Mëshirues. Ai është i Butë. Gëzohet kur ne pendohemi dhe kthehemi tek Ai.

Në vazhdim disa emra të bukur dhe cilësi të larta të Allahut:

| | |
|---|---|
| Allah | Allahu |
| Err-Rrahman | I Gjithëmëshirshmi |
| Err-Rrahim | Mëshirëploti |
| El-Melik | Sunduesi |
| El-Kudus | I Pastri |
| Es-Selam | Paqedhënësi |
| El-Hakim | I Urti |
| El-Alim | I Gjithëdijshmi |

| | |
|---|---|
| El-Besir | Vështruesi |
| Es-Semiu | Dëgjuesi |
| El-Adlu | I Drejti |
| El-Adhim | Madhështori |
| El-Gafurr | Falësi |
| El-Alij | I Larti |
| El-Kavij | I Forti |

Këta janë vetëm disa emra e cilësi të bukura dhe tërësisht të përkryera të Allahut, me të cilët e ka emërtuar dhe e ka përshkruar Veten.

*"Allahu është i Bukur dhe e do të bukurën!"*

# Pjesa VII:
# PËRFUNDIME

- Islami është feja e Ademit dhe Havasë, si dhe e pasardhësve të tyre deri në Ditën e Fundit.
- Kjo fe madhështore shquhet për lehtësimin, arsyen, qartësinë, aspektin praktik dhe gjithëpërfshirjen e saj.
- Madhështia dhe bukuria e kësaj feje nuk përkufizohen dot, sepse është fe e shpallur prej Allahut, Krijuesit, të Gjithëdijshmit, Atij që në hollësi i njeh dhe sheh gjërat, Atij që ka mundësi për çdo gjë. Në Kuranin fisnik Allahu thotë:

﴿الْيَوْمَ أَكْمَلْتُ لَكُمْ دِينَكُمْ وَأَتْمَمْتُ عَلَيْكُمْ نِعْمَتِي وَرَضِيتُ لَكُمُ الْإِسْلَامَ دِينًا﴾

**"Sot jua përsosa fenë tuaj, e plotësova dhuntinë Time ndaj jush dhe zgjodha që Islami të jetë feja juaj..."** (El Maide, 3)

- Allahu i Lartësuar na ka informuar se Muhamedi ﷺ është vulë e profetëve dërguar për mbarë njerëzimin, për muslimanët, çifutët, të krishterët, hindusët, budistët, ateistët dhe të gjithë të tjerët.
- Allahu e ka shpallur dritën dhe udhëzimin e Tij për tërë njerëzimin, që ta besojnë dhe ta

adhurojnë vetëm Atë, që të besojnë në të gjithë të dërguarit e Tij, rrjedhimisht edhe në të Dërguarin e fundit, Muhamedin ﷺ. Ky besim në Allahun dhe të dërguarit e Tij, si dhe kryerja e veprave me sinqeritet e përkushtim, janë rruga drejt Xhenetit dhe jetës së përhershme e të lumtur. Po ashtu, (në këtë fe) ua ka shpjeguar rrugët që në jetën e kësaj bote ofrojnë rehati, qetësi shpirtërore, kënaqësi dhe paqe për shpirtin, shoqërinë dhe mbarë botën.

- Fare në fund, Islami na nxit që ta hulumtojmë të vërtetën me korrektësi, besnikëri dhe objektivizëm, që ky kërkim të jetë i ngritur mbi bazën e të vërtetave dhe burimeve të besueshme. Po ashtu, Islami na konfirmon se raportet tona me të tjerët dhe gjykimi i tyre duhet të jenë me drejtësi, të shikuara nga një pozicion apo perspektivë pozitive, të kuptuar të qartë, të ndërtuara me komunikim, dialog dhe respekt të ndërsjellë.

PORTALE ISLAME

Krahas Kuranit famëmadh, librave me thënie (hadithe) e biografi (sire) të Profetit ﷺ, informacione, mësime dhe këshilla të dobishme fetare mund të gjesh edhe në portale online, si:

## Portale të përgjithshme

| | |
|---|---|
| www.islamhouse.com | www.alukah.net |
| www.islamreligion.com | www.itsrealbeauty.com |
| www.sultan.org | www.edialoguec.com |
| www.etawasol.org | www.saaid.net |

## Portale në shqip

| | |
|---|---|
| www.tijemusliman.com | www.shembulli.com |
| www.islamhouse.com/sq | www.dijaonline.com |
| www.albislam.com | www.sedatislami.com |
| www.fejaevertete.com | www.xhamiambret.com |